# Vizita Ne Vendet E Shenjta
# Haxhi Dhe Umra

**Sipas Kuranit Dhe Praktikes Se Pejgamberit (A-S)**

*Nga Teologu:*
***Shejh Abdulaziz Bin Abdullah Bin Baz***

**Nën kujdesin e drejtorisë së përgjithshme për çështje botuese dhe shpërndarëse në Ministri**
2018 **HIXHRI**

بسم الله الرحمن الرحيم


| |
|---|
| © وزارة الشؤون الإسلامية والدعوة والإرشاد ، ١٤٢٨ هـ |
| فهرسة مكتبة الملك فهد الوطنية أثناء النشر |
| ابن باز ، عبدالعزيز بن عبدالله . |
| التحقيق والإيضاح لكثير من مسائل الحج والعمرة والزيارة على ضوء الكتاب والسنة . - الرياض |
| ٩٦ ص ، ١٢ × ١٧ سم |
| ردمك ١ - ١١١ - ٢٩ - ٩٩٦٠ |
| (النص باللغة الالبانية) |
| ١- الحج ٢- العمرة |
| ٣- زيارة المسجد النبوي أ- العنوان |
| ديوي ٢٥٢,٥ ١٧/٢٧٩٢ |

رقم الإيداع: ١٧/٢٧٩٢
ردمك: ١ - ١١١ - ٢٩ - ٩٩٦٠

الطبعة الخامسة والعشرون
١٤٣٩هـ

## *Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit.*

Falenderimi i takon Allahut, Zotit të botëve Shpërblimi (në botën tjetër) është për të devotshmit Paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për robin dhe të dërguarin e Tij, Muhamedin(a.s.), për mbarë shokët dhe familjen e tij.

Kjo është një broshurë rreth Haxhit (peligrinazhit) , e cila sqaron rregullat dhe vlerën e tij , duke treguar se ç`farë duhet të bëjë ai që dëshiron të kryejë këtë detyrim fetar si dhe shumë çështje të rëndësishme , që kanë lidhje me Haxhin , Umrën , etj Në të është bërë një përmbledhje e shkurtër për të sqaruar secilën çështje duke u mbeshtetur në Kur'an dhe në thëniet e profetit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) , të gjitha këto në formën e një këshille për mbarë muslimanët Lidhur me këtë, edhe Allahu urdhëron dhe thotë ***"Përkujto , se përkujtimi u bën dobi besimtarëve". (Edh-Dhariat Nr.55).***

***"Prej atyre, të cilëve iu dha libri (para Kur'anit), Allahu mori premtimin, që t`ua transmetonin atë (librin) njerëzve dhe të mos e fshihnin...".(Ali Imran Nr.187). "Bashkëpunoni në mirësi dhe devotshmëri". (El-Maide Nr.2).***

Profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) thotë, tri herë rresht, në një hadith të saktë: **"Feja është këshillë". Të pranishmit e pyetën : -Kush e jep, o i dërguari i Allahut? Profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) iu përgjigj: -**

**Allahu, nëpërmjet librit të Tij, i dërguari i Tij, prijësit dhe masa e gjerë e muslimanëve".**

Taberanijju transmeton nga Hudhejfete, se profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) ka thënë: **"Ai , që nuk interesohet per hallet e muslimanëve , nuk është prej tyre. Ai , që nuk pranon këshilla nga Allahu , libri i Tij , i dërguari i Tij , prijësit dhe masa e gjerë e muslimanëve , nuk është prej tyre".**

Allahu ka në dorë, që kjo broshurë, të më bëjë dobi mua dhe mbarë muslimanëve I lutem Allahut, që ky libër, te jetë për hir të Tij dhe të shërbejë si shkak, që unë të shpërblehem, duke shijuar bukuritë e Parajsës së Begatë. Ai është Dëgjues dhe Plotësues i lutjeve tona.

## Kapitulli i Parë

Pasi mësuam ç'u përmend më lart, na del si detyrë të mësojmë (Allahu na dhëntë sukses në njohjen e së vërtetës dhe ndjekjen e saj), se Allahu i Madhëruar i ka obliguar robërit e Tij që të kryejnë Haxhin në shtëpinë e Tij të shenjtë, siç i thonë arabisht "bejtullahil - haram", madje e ka cilësuar këtë si një nga shtyllat e Islamit Ai thotë në Kur'an: ***"Ata njerëz, që kanë mundësi , medoemos, duhet t'a kryejnë Haxhin, për hir të Allahut. Mosbesimtarët duhet ta dinë, se Allahu nuk ka nevojë për asgjë në botë". (Ali Imran Nr.97).***

Buhari dhe Muslimi transmetojnë nga Umeri (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) se profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) ka thënë: **"Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla: të dëshmosh se s'ka Zot tjetër, veç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari i Tij; të kryesh faljen, të japësh zekatin, të agjërosh muajin e Ramazanit dhe të kryesh Haxhin në shtëpinë e shenjtë të Allahut".**

Seidi transmeton se Umerubnil-Hattab ka thënë: **"Po vras mendjen që të dërgoj disa vetë, nëpër këto vende, dhe t'i porosis që, atyre që kanë mundësi (fizike dhe financiare) për të kryer Haxhin dhe nuk e kryejnë, t'u marrin një shumë parash si ndëshkim (që nuk e kanë kryer këtë obligim). Më pas, tha (Umeri): -Ata s'janë muslimanë, ata s'janë muslimanë".**

Aliu (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) transmetohet të ketë thënë: **"Ai që ka mundësi të kryejë Haxhin dhe nuk e kryen, nuk përjashtohet mundësia që mund të vdesë duke qënë çifut apo i krishterë".** Secili pra, që ka mundësi të kryejë Haxhin, duhet të shpejtojë, sepse Ibnu Abbasi (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) ka thënë: **"Shpejtoni për të kryer Haxhin (e detyruar), sepse askush nuk e di se ç'mund t'i ndodhë". (Transmeton Ahmedi).**

Haxhi pra, është një obligim që duhet kryer menjëherë, sapo të jepet mundësia , duke zbatuar thënien e Allahut të Lartësuar: ***"Ata njerëz, që kanë mundësi, duhet të kryejnë Haxhin për hir të Allahut. Mosbesimtarët duhet ta dijnë, se Allahu s'ka nevojë për asgjë në botë". ( Ali Imran Nr.97).*** Profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të), në një fjalim të tij, ka thënë: **"O njerëz, Allahu jua ka bërë Haxhin të detyrueshëm, prandaj kryejeni atë". (Muslimi).**

Hadithe të shumta tregojnë, gjithashtu, domosdoshmërinë e kryerjes së Umrës. Kur Xhibraili e pyeti profetin (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të), se ç'është Islami, ai i tha: **"Islam do të thotë - të dëshmosh se s'ka të Adhuruar tjetër, me të drejtë, veç Allahut dhe se Muhamedi është i dërguari i Tij; të kryesh faljen; të japësh zekatin; të kryesh Haxhin dhe Umrën; të lahesh kur je bërë xhunub (dalja e spermës nga organi gjenital); të kryesh në rregull abdestin dhe të agjërosh Ramazanin".** (Hadithi është mbledhur nga Ibnu Huzejme dhe

Darakutniju, i cili thotë se zinxhiri i transmetimit te këtij hadithi është i saktë)

Aishja (Allahu qoftë i kënaqur prej saj) thotë se, njëherë, e ka pyetur profetin (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të): **"O i dërguari i Allahut! A ka xhihad* të detyruar për gratë? Ai u përgjigj: - Edhe për to ka xhihad, por pa armë, ai është Haxhi dhe Umra".** (Transmeton Ahmedi dhe Ibnu Maxhe me zinxhir transmetimi të saktë)

Haxhi dhe Umra janë të detyrueshme vetëm një herë në jetë, duke u bazuar për këtë në thënien e vërtetë të profetit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) që ka thënë: **"Haxhi është (i detyruar) vetëm një herë, kush e bën më tepër, e bën vullnetarisht".** Eshtë e pëlqyeshme që njeriu të bëjë sa më shumë Haxhe dhe Umra vullnetarisht, për shkak se Buhariu dhe Muslimi transmetojnë nga Ebu Hurejre (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) se profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) ka thënë: **"Mëkatet (e vogla) falen nga Umra në Umrën e ardhshme, ndërsa për Haxhin e suksesshëm , nuk ka shpërblim tjetër, veç Parajsës".**

--------------

* Xhihad - lufta në rrugën e Allahut

## Kapitulli i Dytë

Kur muslimani përgatitet për të shkuar në Haxh apo Umra, është e pëlqyeshme që të porosisë familjen dhe të afërmit për të qenë të devotshëm ndaj Allahut, të zbatojnë urdhërat e Tij dhe të mos i thyejnë ato Ai duhet të lërë testament për borxhet që ka ose i kanë të tjerët, në prani të dëshmitarëve, dhe të pendohet për të gjitha mëkatet që ka bërë, duke zbatuar kështu thënien e Allahut të Lartësuar:

***"O ju besimtarë! Pendohuni të gjithë sinqerisht para Allahut, me qëllim që të jeni të shpëtuar (në botën tjetër)". (En-Nur Nr.31).***

Pendimi i vërtetë është braktisja dhe heqja dorë nga të gjitha mëkatet, keqardhja për ato mëkate që(njeriu) ka kryer deri në atë moment dhe zotimi, në vetvete, për të mos kryer përsëri mëkate.

Gjithashtu, në qoftë se dikush i ka marrë padrejtësisht dikujt jetën, pasurinë apo nderin, duhet që, sa më shpejt, ta dëmshpërblejë të dëmtuarin. Profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) ka thënë në një hadith të saktë: **"Kush i ka bërë ndonjë padrejtësi vëllait të vet, ta dëmshpërblejë sa më shpejt atë, para se të vijë ajo ditë, kur nuk do të vlejë as dinari dhe as derhemi, por do të merret nga veprat e mira të dëmtuesit dhe do i jepet të dëmtuarit. Në qoftë se dëmtuesi nuk ka vepra të mira, atëherë do të merret nga veprat e këqija të të dëmtuarit cka do t'i mvishet dëmtuesit".**

Shpenzimet e Haxhit apo të Umrës duhet te jenë pjesë e një pasurie të fituar me djerse dhe me nder Profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) thote në një hadith të saktë "**Allahu është i mirë dhe nuk pranon asgjë, veç të mirës**". Gjithashtu ,Taberaniju transmeton nga Ebu Hurejre se profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) ka thënë

"**Në qoftë se dikush niset për të kryer Haxhin, me shpenzime të fituara me nder, sapo ai vendos këmbët në El-Garez dhe fillon e thotë: "Leb-bejke Allahumme leb-bejk", që do të thotë "O zot, iu përgjigja thirrjes Tënde", dikush nga qielli e thërret dhe i thotë: "Iu përgjigja lutjes tënde dhe jam shumë pranë teje. Pasurinë e ke fituar hallall (me nder) e si rrjedhojë, udhëtimin e ke hallall dhe Haxhi yt është i begatë. Ndërsa, nëse dikush niset për të kryer Haxhin, me shpenzime të fituara jondershmërisht, kur ai vendos këmbët (arrin) në El-Gorez dhe fillon e thotë: "Leb- bejke Allahumme leb-bejk" që do të thotë: "O Zot, iu përgjigja thirrjes Tënde", dikush e thërret nga qielli dhe i thotë: "Nuk i përgjigjem lutjes tënde dhe nuk jam pranë teje". Pasurinë s`e ke fituar me nder, shpenzimet s`i ke hallall dhe si rrjedhojë Haxhin s`e ke të begatë**".

Ai qe pergatitet per te kryer Haxhin duhet te mos lakmoje ç`kane te tjeret dhe te ruaje dinjitetin duke mos u lypur njerezve asgje. sepse profeti (paqja dhe bekimi i allahut qofshin per te) ka thene: "**Atij që ruan dinjitetin e vet, Allahu ia shton atë , ndërsa**

**atij që nuk lakmon ç'kanë njerëzit, Allahu ia shton pasurinë".** Gjithashtu ka thënë **"Ai njeri, që u lyp gjithmonë të tjerëve, s'do të ketë në fytyrën e tij aspak mish, kur të vijë Dita e Gjykimit".**

Besimtari duhet ta kryejë Haxhin dhe Umrën vetëm për hir të Allahut dhe për të fituar në botën tjetër. Ai duhet t'i afrohet Allahut me ato fjalë dhe vepra që Atij i pëlqejnë, ndër të cilat është edhe vizita në këto vende të shenjta. Në të njëjtën kohë, secili duhet të ketë kujdes që të mos e bëjë Haxhin dhe Umrën për ta shikuar apo degjuar dikush, me qëllim që të mburret. Në qoftë se qëllimi i Haxhit apo Umrës së tij është i tillë, kjo konsiderohet si ndër veprat më të shëmtuara dhe mund të shkaktojë mospranimin e kësaj vepre nga Allahu ***"Atij, që do jetën dhe bukuritë e kësaj bote, për veprat që bën, ia japim shpërblimin (vetëm) në këtë botë, ku këtyre (njerëzve) nuk do u mungojë asgjë. Por, në botën tjetër, atyre u përket vetëm zjarri dhe çdo gjë, që kanë punuar e vepruar, është e kotë dhe pa vlerë". (Hudë 15-16).***

Gjithashtu, Allahu i Lartësuar ka thënë ***"Atij që dëshiron këtë botë, Ne i japim atë që duam dhe sa të duam, por, nga ana tjetër, e bëjmë që të hyjë në xhehenem (ferr), i nënçmuar dhe i përbuzur. Ndërsa, atij që dëshiron botën tjetër, duke qenë besimtar e që përpiqet ashtu siç duhet për të, Ne do ia quajmë këtë përpjekje si mirënjohje (ndaj begative të shumta që Allahu i ka dhënë". (El-Israë 18-19).***

Në një thënie profetike të saktë transmetohet se profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) ka

transmetuar fjalët e Allahut të Lartësuar, i Cili ka thënë "**Unë jam Ai, që nuk kam aspak nevojë, që dikush të më bëjë ortak; ai që bën një vepër dhe më bën Mua ortak në të, Unë e braktis në politeizmin e vet**".

Haxhiu, gjatë udhëtimit të tij për të kryer Haxhin apo Umrën, duhet t'i zgjedhë ata që e shoqërojnë Ata, mundësisht, të jenë besimtarë të rregullt dhe të devotshëm dhe të kenë sa më shumë dije fetare Në të njëjtën kohë, Haxhiu duhet të tregojë kujdes që të mos shoqërohet me njerëz mendjelehtë apo të shthurur

Secili duhet të dijë dhe t'i mësojë rregullat e Haxhit dhe Umrës duke pyetur më të diturit për të marrë sqarim per ndonjë gjë të paqartë Në këtë mënyrë, njeriu niset i sigurtë për të kryer këtë obligim fetar

Gjithashtu sapo te hipë ne mjetin e udhëtimit, që mund te jetë kafshe, makinë, avion, etj., njeriu duhet te thotë perkatesisht nga tre here "**Bismil-lah**", "**elhamdulil-lah**" dhe "**Allahu Ekber**", dhe më pas lutjen e mëposhtme "**Subhanel-ledhi sah-hara lena hedhe ue ma kun-na lehu mukrinine ue in-na ila rrab-bina lemunkalibune. Allahum-me in-ni es eluke fi seferi hedhe el-birr-rra uet-tekua, ue minel-ameli ma terrda. Allahum-me hau-uin alejna seferena hedhe, uetui an-na bu'ëdeh. Allahum-me entes-sahibu fis-sefer, uel-halijfetu fil-ehl. Allahum-me in ni eudhu bike min ueathais-sefer, ue keabetil-mëndhër, ue suil-munkaleb fil-mali uel-**

ehl". Kjo lutje është nxjerrë nga Muslimi në hadithin e Ibnu Umerit (Allahu qoftë i kënaqur prej tij), transmetuar nga profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) Gjatë udhëtimit, duhen patur parasysh këto gjëra: duhet t'a përmendësh sa më shumë Allahun; t'i kërkosh falje Atij; t'i lutesh; të lexosh sa më shumë Kur'an dhe të përpiqesh të kuptosh domethënien e citateve(verseteve) të tij, të jesh i rregullt në kryerjen e faljes bashkërisht; të ruhesh nga thashethemet; të mos ndërhysh aty ku nuk të takon, të mos e teprosh me shaka; të ruhesh gjithashtu nga gënjeshtra, përgojimi, spiunllëku dhe tallja me shokët e vëllezërit muslimanë; të përpiqesh t'u bësh atyre vetëm të mira dhe t'i mbrosh nga të këqijat, t'i këshillosh për të bërë vepra të mira dhe t'i ndalosh nga veprat e këqija me urtësi, dhe duke zgjedhur mënyrën më të përshtatshme, gjithmonë në bazë të mundësive që ke

## Kapitulli i Tretë

Pasi arrin ne vendin e quajtur Mikate, është e pëlqyeshme që haxhiu të lahet dhe të lyhet me erëra të mira. Eshtë transmetuar se profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të), para se të fillonte Haxhin, nuk vishte rroba të qepura dhe lahej. Gjithashtu, është marrë nga përmbledhjet me thënie profetike të Buhariut dhe Muslimit se , Aishja (Allahu qoftë i kënaqur prej saj) ka thënë: **"E kam lyer me parfum profetin (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) para se të fillonte Haxhin dhe para se të bënte Tavafin (rrotullimin rreth Qabes)".**

Po ashtu, ndërkohë që Aishes i kishin ardhur të përmuajshmet dhe ajo kishte filluar Umrën, profeti (a.s.) e ka urdhëruar atë, që të lahej dhe, pastaj, të fillonte Haxhin.

Profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të), pasi Esma bintu Umejs lindi fëmijën në vendin e quajtur Dhil Hulejfe, e urdhëroi atë të lahej dhe të vishte rrobën e Ihramit.

Kjo tregon se, edhe gruaja, që është me të përmuajshme apo lehonë, kur përgatitet për të filluar Haxhin, duhet të veshë rrobën e Ihramit si të gjithë njerëzit e tjerë dhe të kryejë të gjitha veprimet që kryen Haxhiu, përveç Tavafit (rrotullimit rreth Qabes). Në këtë mënyrë, zbatohet edhe urdhëri që profeti (paqja dhe bekimi i allahut qofshin për të), u dha Aishes dhe Esmasë.

Para se të vishet rroba e Ihramit, është e pëlqyeshme që të shkurtohen mustaqet dhe thonjtë, të pastrohen sqetullat dhe vendet intime Pastrimi duhet bërë, në atë mënyrë, sa të mosketë me nevojë që diçka e tillë të bëhet përsëri, pas veshjes së Ihramit Profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qoshin për të) ka urdhëruar, për këtë pastrim, në thenien e transmetuar nga Ebu Hurejre në dy përmbledhjet e sakta me thenie profetike të Buhariut dhe Muslimit, ku thuhet "**Pesë kërkesat bazë, që lidhen me natyrën e njeriut janë: të bërit synet, pastrimi i vendeve intime, shkurtimi i thonjve, i mustaqeve dhe pastrimi i sqetullave**".

Gjithashtu, në përmbledhjen me thënie të sakta profetike të Muslimit, nga Enesi (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) transmetohet se, profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) ka thënë "**Eshtë caktuar që ne (muslimanët) të mos i kalojmë dyzet netë pa i bërë këto pastrime të nevojshme si, shkurtimi i mustaqeve, shkurtimi i thonjve, pastrimi i sqetullave dhe i vendeve intime**".

Ndërsa En-Nesai, Ahmedi dhe Ebu Daudi e kanë transmetuar këtë thënie profetike duke e filluar në këtë mënyrë "**Profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) ka caktuar për ne (muslimanët)...**

Për sa i përket kokës, nuk është kusht që të priten flokët para se të veshësh Ihramin Ndërsa, mjekra është e ndaluar të hiqet plotësisht apo të shkurtohet Ky rregull nuk është vetëm për kohën e Haxhit, por për gjatë gjithë kohës

Në thëniet profetike, të transmetuara nga Ibnu Umeri (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) në dy përmbledhjet me thënie të sakta profetike të Buhariut dhe Muslimit, thuhet se Profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) ka thenë "**Që të jeni ndryshe nga politeistët (idhujtarët), zgjatini mjekrrat dhe shkurtojini mustaqet**".

Gjithashtu, Muslimi, në përmbledhjen e tij me thënie të sakta profetike, transmeton nga Ebu Hurejre (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) se profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) ka thënë "**Që të jeni ndryshe nga paganët (adhuruesit e zjarrit), shkurtojini mustaqet dhe zgjatini mjekrrat**". Eshtë për të ardhur keq, për faktin, se disa njerëz mund ta quajnë si fatkeqësi mbetjen e mjekrrës në këtë kohë që po jetojmë apo që, shumë të tjerë, kanë prirje të kundërshtojnë traditën profetike pikërisht në aspektin e mbajtjes së mjekrrës Atyre u pëlqen që t'i ngjasojnë grave dhe mosbesimtarëve "**Të Allahut jemi dhe tek Ai do të kthehemi**".* Lusim Allahun që të na udhëzojë ne dhe mbarë muslimanët drejt përqafimit të traditës profetike dhe predikimit të saj, edhe pse shumica e njerëzve nuk e duan diçka të tillë

"**Mirëpo neve na mjafton Allahu. Sa mbështetës i mirë është Ai!**" "**S'ka forcë a dicka**

--------------------

* Kjo shprehje dhe disa nga ato, që përmenden më poshtë, të vendosura në thonjëza, janë të pëlqyeshme të përdoren në raste fatkeqësie

**tjetër që mund të lëvizë pa urdhërin e Allahut të Lartë dhe Madhështor".**

Pasi të ketë bërë pastrimet e sipërpërmendura, mashkulli vesh një rrobë të përbërë nga dy pjesë (njëra nga mesi e poshtë dhe tjetra nga mesi e sipër), e cila pëlqehet të jetë e bardhë. Gjithashtu, është e pëlqyeshme që, ai të veshë sandale apo pandofla, duke u bazuar për këtë në thënien e profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të): **"Secili prej jush, para se të fillojë Haxhin apo Umrën, duhet të veshë rrobën e Ihramit dhe sandale apo pandofla".** (Marrë nga përmbledhja me thënie profetike e Imam Ahmedit (Allahu e mëshiroftë). Ndërkohë, femrës i lejohet të vishet me rroba të çdo ngjyre, por duhet patur kujdes që rrobat e saj të mos ngjasojnë me ato të burrave (nga forma).

Përsa i përket faktit, që disa njerëz e kanë bërë traditë që gruaja të veshë rroba të zeza apo jeshile, duhet thënë se për këtë nuk ka asnjë bazë (argument).

Duhet që, pas larjes së trupit, pastrimit dhe veshjes së Ihramit, të bëhet nijeti (vendosja me zemër në çastin para fillimit të veprimit) që ka vendosur të bëjë (Haxh ose Umra), duke u bazuar për këtë në thënien e profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të): **"Ç`do vepër shihet në bazë të qëllimit për të cilin është kryer dhe, secili e merr shpërblimin e (Allahut) në bazë të këtij qëllimi"**

Njëkohësisht, është e detyrueshme që këtë nijet t`a shprehësh me gojë. Kur ka ndërmend të kryejë Umrën, njeriu thotë: **"Iu përgjigja thirrjes Tënde për**

**Umra"** apo **"O Allah, iu përgjigj thirrjes Tënde për Umra".** Edhe kur ka ndërmend të kryejë Haxhin, muslimani thotë: **"Iu përgjigja thirrjes Tënde për Haxh" apo "O Allah, iu përgjigja thirrjes Tënde për Haxh".**

Nijeti i Haxhit apo Umrës shprehet me gojë, sepse vetë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) e ka bërë diçka të tillë.

Më e mirë është që nijeti të thuhet, pasi të kesh hipur në mjetin e udhëtimit, për shkak se vetë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) e ka bërë nijetin pasi ka hipur mbi devenë e tij, duke u nisur nga Mikati (vendi i fillimit të Haxhit) për të kryer ecjen ndërmjet dy maleve Safa dhe Miruete. Ky është edhe vendimi më i saktë i teologëve islamë.

Nuk duhet që, nijeti të shprehet me gojë, përveç këtij rasti, kur këtë e ka bërë vetë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të).

Ndërkohë, gjatë faljes, tavafit (rrotullimit rreth Qabes) etj., nuk duhet që nijeti të bëhet me gojë. Nuk duhet shprehur se: "kam vendosur (bërë nijet) të fal këtë apo atë namaz" ose "kam vendosur (bërë nijet) të bëj këtë tauaf (rrotullim rreth Qabes). Ky veprim (i të shprehurit të nijetit me gojë ) është diçka e re e futur në fe (bidat) dhe , ta ngresh zërin duke e shqiptuar atë, është një veprim i shëmtuar dhe mëkat i madh.

Në qoftë se të shprehurit e nijetit me gojë do të ishte i domosdoshëm, vetë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) do të na e kishte treguar këtë me veprën apo fjalët e tij dhe do të ishin

bashkëpunëtorët e tij (sahabët). ata që do t'a kishin zbatuar të parët këtë gjë. Meqënëse profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) dhe bashkëpunëtorët e tij (Allahu qoftë i kënaqur prej tyre) nuk e kanë bërë diçka të tillë, kjo tregon se ky veprim quhet bidat (diçka e re e futur në fe). Profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) ka thënë: **"Gjërat më të këqija në fe janë ato të shpikurat, sepse ç'do gjë e re, e futur në fe, të çon drejt humbjes.** (Transmeton Muslimi në përmbledhjen e tij me thënie të sakta profetike).

## Kapitulli i Katërt

Pesë vendet e fillimit të Haxhit apo Umrës janë:

I pari, ai i banorëve të Medines dhe pikërisht vendi i quajtur "Dhul-Hulejfe", që sot vendasit e quajnë "Ebjar Ali".

I dyti është ai i banorëve të Shamit (Sirisë, Libanit, Jordanisë dhe Palestinës), që quhet El-Xhuhfete dhe që ndodhet në fshatin Harab Tela Rabig.

Njerëzit sot e fillojnë Haxhin apo Umrën në vendin e quajtur Rabig, që nuk është shumë larg fshatit.

I treti është ai i banorëve të Nexhdit, që quhet "Karnul-Menazil". Banorët vendas sot e quajnë "Sejl".

I katërti është ai i banorëve të Jemenit, që quhet "Jelemlem".

I pesti është ai i banorëve të Irakut, që quhet "Dhate Arak".

Këto pesë pikënisje të Haxhit apo Umrës i ka përcaktuar profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) për banorët përkatës të këtyre vendeve dhe për të gjithë ata që kalojnë nëpër këto vende për të kryer Haxhin apo Umrën.

Detyra e secilit, që kalon nëpër këto vende është që, sapo të arrijë në njërin prej tyre, të veshë rrobën e Ihramit. Madje, është e ndaluar (haram) që dikush të kalojë nëpër njërin prej këtyre vendeve, me mjete automobilistike apo ajrore, duke patur si qëllim shkuarjen në Mekë, për kryerjen e Haxhit apo Umras, e të mos veshë rrobën e Ihramit. Për këtë bazohemi në

thënien e profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të): **"Këto vende janë për të gjithë ata që kalojnë nëpër to, qofshin vendas apo thjesht kalimtarë, që kanë si qëllim kryerjen e Haxhit apo Umrës"**. Për atë që vjen në Mekë në rrugë ajrore për të kryer Haxhin apo Umrën, është e detyrueshme të lahet dhe të bëjë pastrimet përkatëse , para udhëtimit

Menjëherë, sapo mjeti i udhëtimit të kalojë mbi njërën nga pikënisjet, vishen rrobat e Ihramit dhe bëhet nijeti për Umra, nëse ka kohë. Në qoftë se koha nuk mjafton, atëhere bëhet vetëm nijeti për Haxh. Vlen të sqarohet, se nuk paraqet ndonjë problem fakti i veshjes së Ihramit para udhëtimit apo para se mjeti i udhëtimit të kalojë mbi njërën nga pikënisjet. Por, nijeti nuk mund të bëhet para kësaj kohe, për shkak se edhe profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) nuk e ka bërë nijetin para se të arrinte në pikënisjen e Haxhit. Detyra jonë si muslimanë është që profetin (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) ta kemi si shembull në rastin konkret dhe në të gjitha rregullat fetare. Për këtë bazohemi në thënien e Allahut të Lartësuar: ***"Tek i dërguari i Allahut ju keni shembullin më të mirë" (El-Ahzabë Nr 21).*** Po kështu, kemi edhe thënien e profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të): **"Merrni prej meje (më kini mua si shembull) në rregullat e fesë tuaj"**.

Ai që vjen në Mekë, por që nuk ka për qëllim të kryejë as Haxh dhe as Umra, bie fjala tregtari, postjeri etj., s'e ka të detyrueshme të kryejë rregullat e Ihramit të përmendura më lart, në qoftë se nuk dëshiron. Këtë

e vërteton thënia e profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) e përmendur më lart "**Këto vende janë për të gjithë ata që kalojnë nëpër to, qofshin vendas apo thjeshtë kalimtarë që kanë si qëllim të kryejnë Haxhin apo Umrën**". Domethënia e këtij hadithi tregon se ai që kalon nëpër ndonjërën prej pikënisjeve dhe nuk ka për qëllim kryerjen e Haxhit apo Umrës, nuk e ka të detyrueshme të zbatojë rregullat e Ihramit. Kjo është mëshirë dhe lehtësim nga Allahu për robërit e tij, prandaj duhet ta falenderojmë dhe t'i bëjmë lavdi Atij për këtë. Më shumë këtë e përforcon veprimi i profetit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) në "vitin e çlirimit". Ai, kur hyri në Mekë në këtë kohë, nuk kishte si qëllim të kryente Haxh apo Umra, por donte ta çlironte dhe pastronte atë nga politeizmi. Personat që banojnë më pranë se ç'do pikënisje tjetër drejt Haxhit si p.sh. banorët e Xhiddas, Ummu Selemit, Bahras, Esh-Shera'it, Bedrit, Musteuretit e të tjera si këto, nuk e kanë të detyrueshme të shkojnë në ndonjërën nga pesë pikënisjet e Haxhit për të kryer rregullat e veshjes së Ihramit. Për këta persona pikënisja për Haxh apo Umra është banesa e secilit prej tyre.

Ndërsa, personat që kanë dy banesa, njërën më pranë Mekës se ndonjëra nga pikënisjet, dhe tjetrën më larg, kanë të drejtë të zgjedhin. Në qoftë se dëshirojnë, shkojnë tek ndonjëra nga pikënisjet, në qoftë se jo, atëherë e fillojnë Haxhin apo Umrën në banesën që është më afër Mekës.

Lidhur me këtë problem, shërben si bazë referimi thënia e profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të), e transmetuar nga Ibnu Abbasi (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) ku thuhet (pasi janë përcaktuar pesë pikënisjet):

**"Kush është më afër Mekës se këto (pikënisje), e fillon (Haxhin) në vendin e tij, madje edhe banorët e Mekës e fillojnë (atë) në vendin e tyre (në Mekë)".** (Marrë nga përmbledhjet me thënie të sakta profetike të Buhariut dhe Muslimit).

Këtu bëhet një përjashtim Ai që banon në Mekë, dhe dëshiron të kryejë Umrën, duhet të shkojë dhe ta fillojë atë në vendin e quajtur El-Hal Kjo, për arësye, se profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të), kur Aishja i kërkoi leje për të kryer Umrën, urdhëroi vëllanë e saj, Abdurrahmanin , që të shkonte bashkë me të, në këtë vend, të quajtur El-Hal (për të filluar Umrën). Ky hadith na tregon, se kur dikush dëshiron të kryejë Umrën (dhe banon në Mekë), duhet që të mos e veshë Ihramin brënda në Mekë, por në vendin e quajtur El-Hal. Në të njëjtën kohë, ky hadith i bashkëngjitet atij, të transmetuar nga Ibnu Abasi, që është përmendur më lart, dhe del konkluzioni se profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të), me fjalët e tij **"Madje edhe banorët e Mekës e fillojnë në vendin e tyre"**, ka patur si qëllim fillimin e Haxhit dhe jo të Umrës.

Sikur të ishte i lejuar edhe fillimi i Umrës, brënda në Mekë, ai do ta kishte urdhëruar Aishen ta bënte një veprim të tillë dhe nuk do t'i kishte kërkuar

të shkonte në El-Hal Çështja është tepër e qartë dhe të këtij mendimi janë shumica e dijetarëve islamë (Allahu i mëshiroftë) Duke vepruar në këtë mënyrë, besimtari është i vetëdijshëm se i ka zbatuar që të dy hadithet Allahu na dhëntë sukses për gjithçka!

Për veprimin që bëjnë disa njerëz, që e fillojnë Umrën pas kryerjes së Haxhit, në vendin e quajtur Et-Ten im apo El-Xhurane, nuk ka ndonjë argument që të tregojë se një veprim i tillë është i domosdoshëm Madje, hadithet tregojnë se është më mirë të mos bëhen, sepse edhe vetë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) dhe shokët e tij (Allahu qoftë i kënaqur prej tyre) nuk kanë pas kryer përsëri Umra, pasi kishin përfunduar Haxhin

Arsyeja që Aishja (Allahu qoftë i kënaqur prej saj) bëri Umra pas Haxhit, duke e filluar nga vendi i quajtur Et-Ten im është se ajo, në kohën që hyri në Mekë bashkë me të tjerët, ishte me të përmuajshme (menstruacione) Ajo nuk e kishte pas kryer Umrën ashtu siç duhej, prandaj i kërkoi Profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) që ta kryente Umrën, që nuk pati mundësi ta kryente në çastin e kalimit nëpër pikënisjen e Haxhit. Ai e lejoi ta kryente (për së dyti), kështu që ajo bëri dy Umra njërën bashkë me Haxhin dhe një tjetër më vete Kështu pra,edhe **ai person , të cilit i ndodh si në rastin e Aishes, ka mundësi që ta kryejë Umrën, pasi të ketë përfunduar Haxhin** S'ka dyshim se shqetësimi i haxhinjve për të kryer një Umra tjetër, veç asaj që kryejnë në çastin e hyrjes së tyre në Mekë, mund të

krijojë vështirësi për të gjithë, pasi shkakton rrëmujë të tepruar që mund të çojë drejt shtimit të aksidenteve dhe , në të njëjtën kohë, është në kundërshtim me traditën e profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të). Megjithatë, Allahu rezervon sukses për gjithçka.

# Kapitulli i Pestë

Kalimi nga pikënisjet e Haxhit është dy llojesh. I pari, është rasti i kalimit nëpër to, gjatë muajve jo të Haxhit si, Ramazan, Sha'ban, etj. Personi duhet të veshë rrobën e Ihramit dhe të bëjë nijetin për Umra, me zemër dhe me gojë, duke thënë: **"Iu përgjigja thirrjes Tënde për Umra"**, apo: **"O Allah! Iu përgjigja thirrjes Tënde për Umra"**. Më pas bën lutjen tradicionale, të cilën e ka thënë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të): **"Leb-bejke Allahume leb-bejk. Leb-bejke la sherike leke leb-bejke. In-nel hamde uen-nie'mete leke uel- mulku la sherike leke"**, që do të thotë: **"Iu përgjigja thirrjes Tënde o Allah, iu përgjigja. Iu përgjigja thirrjes Tënde, që nuk ke ortak, iu përgjigja. Ti sundon gjithçka dhe na jep mirësi, prandaj falënderimi të takon vetëm Ty, që nuk ke ortak"**.

Eshtë e pëlqyeshme që kjo lutje të përsëritet sa më shpesh dhe Allahu të përmendet sa më shumë, derisa të arrish në Qabe. Pasi të kesh arritur, ndërpritet thënia e lutjes tradicionale dhe bëhen 7 rrotullime rreth Qabes, më pas falen 2 rekatë pas vendit simbolik të Ibrahimit, shkohet në malin Safa dhe kryhet ecja tradicionale midis malit Safa dhe Miruete( 7 herë). Pas kësaj, flokët qethen komplet ose shkurtohen. Në këtë mënyrë, ka përfunduar Umra dhe personit në fjalë, pas këtij veprimi, i lejohet të bëjë gjithçka që e kishte të ndaluar ta bënte pas veshjes së Ihramit.

Rasti i dytë, është kalimi nëpër ndonjërën nga pikënisjet, gjatë muajve të Haxhit që janë, Sheual, Dhulka'de, dhe dhjetë ditët e para të muajit Dhul-Hixhe. Personi në fjalë ka të drejtë të bëjë njërin prej këtyre tre veprimeve: vetëm Haxhin, vetëm Umrën, ose të dyja bashkë. Kjo,për shkak se profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) në "Haxhin e Lamtumirës", që u krye në muajin Dhul-Ka'de, i la të lirë shokët e tij të zgjidhnin njërin nga veprimet e lartpërmendura. Për personin, që nuk ka marrë me vete diçka për ta bërë kurban, është e pëlqyeshme që ta përgatisë Ihramin vetëm për Umra, duke u bazuar kështu në urdhërin që profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) u dha shokëve të tij, kur iu afruan Mekës (që të përgatisnin Ihramin për të kryer Umrën). Të gjithë, përveç atyre që kishin me vete kurban, e zbatuan urdhërin e tij, bënë tavafin, ecjen, shkurtuan flokët dhe, kështu e përfunduan Umrën. Ndërsa, personat që kishin me vete kurban, profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) i urdhëroi ta mbanin Ihramin deri ditën e bërjes së kurbanit.

Për këta persona është e pëlqyeshme që Ihramin ta bëjnë për Haxh dhe Umra bashkë, për shkak se edhe profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) e ka bërë këtë veprim dhe ka urdhëruar ta bëjnë të gjithë shokët e tij, të cilët kishin me vete kurban. Ai i urdhëroi ata ,gjithashtu, që të bënin nijet tjetër për të kryer Haxhin, pasi e kishin bërë atë për të kryer Umrën dhe të mos i jepnin fund mbajtjes së Ihramit para ditës së bërjes së kurbanit. Edhe personi, që ka me vete

kurban . ndërkohë që nijetin e Ihramit e ka bërë vetëm për Haxh, duhet ta mbajë Ihramin deri Ditën e Kurbanit

Kështu pra, mësuam se personi që ka bërë Ihramin për të kryer Haxh dhe Umra (apo vetëm Umra), por që nuk ka marrë me vete kurban, nuk e ka të detyrueshme ta mbajë Ihramin deri Ditën e Kurbanit. Detyra e tij është që ta përdorë Ihramin vetëm për Umra, të bëjë tavafin, ecjen, shkurtimin e flokëve e deri në fund, duke zbatuar kështu urdhërin që profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) u ka pas dhënë dikur shokëve të tij, që nuk kishin patur me vete kurban Mund te bëhet përjashtim, në këtë rast, për personin që ka ardhur me vonesë dhe ka frikë se i kalon koha e Haxhit Personi në fjalë mund t a mbajë Ihramin deri ditën e bërjes së kurbanit, megjithatë, Allahu e di më së miri Për personin që frikësohet, se nuk mund të kryejë një nga veprimet e Haxhit apo Umrës, për shkak të ndonjë sëmundjeje apo të frikës nga ndonjë keqdashës i tij, është e pëlqyeshme që, në çastin e bërjes së nijetit, përveç nijetit të zakonshëm, të shprehet në këtë mënyrë "**Dhe në qoftë se diçka më pengon, atëherë i jap fund (Haxhit apo Umrës) në vendin ku më del pengesa**". Për këtë bazohemi në hadithin e Diba ate bintuz-Zubejr, e cila i ka thënë profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të): "**O i dërguari i Allahut! Dëshiroj të kryej Haxhin, por kam pengesa**". Atëherë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) i tha "**Kryeje Haxhin dhe (në çastin e nijetit) vëri vetes detyrë që,**

**në qoftë se të pengon diçka, përfundimi i Haxhit do të bëhet aty ku të paraqitet pengesa".** (Transmeton Buhariu dhe Muslimi)

Vendosja e këtij kushti ka vlerë të madhe, për vetë faktin, se personi në fjalë nuk merr mëkat, në qoftë se nuk i plotëson të gjitha veprimet e Haxhit për shkak të ndonjë pengese si, sëmundje, frikë nga ndonjë keqdashës etj.

## Kapitulli i Gjashtë

Haxhi pranohet edhe nga mashkulli apo femra, që nuk e ka arritur moshën e pjekurisë. Këtë e vërteton thënia e saktë profetike, marrë nga përmbledhja e saktë e Muslimit dhe e transmetuar nga Ibnu Ab-basi (Allahu qoftë i kënaqur prej tyre), që tregon për një grua,e cila i paraqiti profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) një vogëlush (që nuk e kishte arritur moshën e pjekurisë) dhe e pyeti: - **O i dërguari i Allahut, a e ka të detyrueshëm Haxhin ky vogëlush? Ai iu përgjigj: - "Po, por edhe ti, njëkohësisht, merr shpërblim".**

Kurse Es-Saib Ibnu Jezid, në përmbledhjen e saktë të Buhariut transmeton dhe thotë: **"Kam kryer Haxhin bashkë me të dërguarin e Allahut (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të), ndërkohë që isha vetëm shtatë vjeç".**

Duhet të dihet se ky Haxh, edhe pse kryhet në moshë të mitur, nuk e shlyen Haxhin që ka të detyrueshëm muslimani i rritur.

Robi dhe robëresha, gjithashtu, kanë të drejtë të kryejnë Haxhin, por edhe Haxhi i këtyre, si ai i të miturit apo të miturës, nuk e shlyen Haxhin e detyrueshëm. Bazë për këtë shërben hadithi i transmetuar nga Ibnu Ab-basi (Allahu qoftë i kënaqur prej tij), i cili thotë se profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) ka thënë: "**Secili fëmijë, që ka kryer Haxhin në vegjëli, e ka të detyrueshme ta kryejë përsëri atë, sapo të arrijë moshën e**

**pjekurisë. Njëkohësisht, ç'do rob apo robëreshë, që e ka kryer Haxhin në kohën që ka qënë i tillë, duhet doemos ta kryejë atë përsëri, në qoftë se fiton lirinë".** (Marrë nga përmbledhjet me thënie profetike të Ibnu ebi Shejbe dhe Bejhakiu). Vlen të përmendet ,se zinxhiri i transmetimit të këtij hadithi është i pranueshëm. Në qoftë se fëmija, qoftë mashkull apo femër, është aq i vogël, sa nuk mund të dallojë gjërat, atëherë duhet që, personi që e shoqëron, të bëjë nijetin për të, t'ia heqë rrobat që janë të qepura (rroba e Ihramit nuk është e qepur, por thjesht copë), dhe të bëjë për të lutjen tradicionale (që është përmendur më parë). Në këtë mënyrë, fëmija quhet "Muhrim" (që ka filluar Haxhin) dhe i ndalohet të bëjë ato veprime që janë të ndaluara të bëhen dhe nga të rriturit

Duhet, gjithashtu, që fëmijët (qofshin meshkuj apo femra), të jenë të pastër, gjatë bërjes së Tavafit Kjo, për shkak se Tavafi është i njëjtë me faljen dhe dihet se pastërtia është kusht për pranimin e faljes

Në rast se fëmijët (meshkuj e femra) janë në gjëndje t'i dallojnë gjërat, por nuk kanë arritur moshën e pjekurisë, atëherë ata e bëjnë vetë Ihramin, duke i marrë leje shoqëruesit (kujdestarit) të tyre Ata, gjithashtu, lahen, pastrohen, përdorin erëra të mira dhe bëjnë të gjitha veprimet që bëjnë edhe të rriturit Shoqëruesi apo kujdetari që mund të jetë, sipas rastit, babai i tyre, nëna e tyre etj., kujdeset dhe mban përgjegjësi për veprimet e tyre Në të njëjtën kohë, ata (shoqëruesit) marrin përsipër të kryejnë të gjitha veprimet e Haxhit që, të vegjelit e tyre nuk kanë

mundësi t'i kryejnë si p sh goditja e djallit me gurë, qëndrimi në malin e Arafatit, fjetja e qëndrimi në Mina, dhe Murdelife, Tauafi, ecja tradicionale etj Në rast se fëmija (mashkull apo femër) nuk është në gjendje të kryejë Tauafin apo ecjen, shoqëruesit të tij i del detyrë që t'i kryejë këto veprime duke e mbajtur në krahë atë(fëmijën) Gjëja më e mirë është që ritet të mos jenë të përbashkëta, d m th shoqëruesi duhet të bëjë Tavaf dhe ecje, me nijet për fëmijën dhe Tavaf dhe ecje tjetër, me nijet për vete Për këtë bazohemi në thënien profetike **"Lër ç'do gjë të dyshimtë dhe bëj ç'do gjë për të cilën je i sigurtë".**

Megjithatë, edhe në qoftë se kujdestari e bën nijetin për ta bërë Tavafin dhe ecjen për vete dhe fëmijën, ai e shlyen detyrimin, duke marrë për bazë mendimin më të saktë të teologëve Kjo, për faktin se, kur një grua iu paraqit profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) bashkë me fëmijën e saj, ai nuk e urdhëroi atë që, këto veprime t'i kryente edhe për vete, edhe për fëmijën

Si përfundim, themi se fëmija (mashkull apo femër), që nuk ka arritur moshën e pjekurisë, por që di t'i dallojë gjërat, e ka të detyrueshme të kryejë të gjitha pastrimet e nevojshme para kryerjes së ç'do veprimi të Haxhit apo Umrës Ndërsa, ata që nuk dinë të dallojnë gjërat, nuk e kanë të detyrueshme një gjë të tillë Në qoftë se e bën, merr shpërblim, por edhe në qoftë se nuk e bën, nuk bën mëkat Allahu e di më së miri

## Kapitulli i Shtatë

C'farë lejohet dhe nuk lejohet gjatë Ihramit? Pas bërjes së nijetit, muhrimit (atij që vesh Ihramin), qoftë mashkull apo femër, nuk i lejohet të qethet, të presë thonjtë dhe të lyhet me erëra të mira. Mashkullit, veçanërisht, nuk i lejohet të veshë rroba të qepura si psh: këmishë, bluzë, veshje tradicionale, veshje të brendshme, meste, çorape etj. Përjashtim bëhet vetëm në dy raste:

I pari, kur nuk ka rroba të posaçme për Ihram, mund të vishen edhe pantallona.

I dyti, kur nuk ka pandofla apo sandale, mund të vishen edhe meste (lëkure). Për këtë bazohemi në thënien profetike, të transmetuar nga Ibnu Ab-basi (Allahu qoftë i kënaqur prej tij), i cili thotë se profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) ka thënë: **"Kush nuk ka pandofla apo sandale, le të veshë meste (lëkure), dhe kush nuk ka pjesën e poshtme të rrobës së Ihramit, le të veshë pantallona"**.(Marrë nga Buhariu dhe Muslimi).

Eshtë e lejueshme që, pjesa e poshtme e Ihramit (që quhet Izar),të lidhet me rrip apo diçka tjetër, për shkak se nuk ka ndonjë argument që ta ndalojë këtë. Gjithashtu, muhrimit i lejohet që të lahet apo të lajë vetëm kokën ngadalë dhe me kujdes, duke ditur se me këtë veprim, edhe në qoftë se bie diçka nga flokët e tij, nuk ka bërë mëkat.

Eshtë e ndaluar që gruaja muhrime të veshë diçka të qepur për të mbuluar fytyrën apo duart

(dorashka), duke u bazuar për këtë në thënien e profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të): **"Gruaja nuk duhet (gjatë kryerjes së Haxhit) të veshë nikab* dhe dorashka".** (Marrë nga përmbledhja e Buhariut)

Ndërsa, përsa i përket veshjeve të tjera të qepura, lejohet ,gjithashtu, që, me anë të shamisë, të mbulojë fytyrën Në këtë rast, në qoftë se mbulesa prek fytyrën, nuk është mëkat. Për këtë bazohemi në hadithin e transmetuar nga Aishja (Allahu qoftë i kënaqur prej saj) e cila ka thënë: **"Ndërkohë që ishim (duke shkuar në Haxh) me të dërguarin e Allahut (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) , kur dikush tjetër kalonte, secila prej nesh mbulonte fytyrën me rrobën e saj. Pasi tjetri kalonte, ne e zbulonin përsëri"** (Marrë nga përmbledhja e Ebu Daudit dhe Ibnu Maxheh. Edhe Darakutni e ka transmetuar po kështu këtë hadith, por nga Um- mu Seleme. Edhe duart lejohet të mbulohen me anë të rrobave apo diçka tjetër.

Gjatë Haxhit, burrave dhe grave u lejohet, që t'i lajnë rrobat e Ihramit, në qoftë se bëhen pis, madje u lejohet edhe t'i ndërrojnë ato. Por, në asnjë mënyrë, nuk lejohet që të vishen rroba të parfumosura.

Vetë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) e ka ndaluar që, pas Ihramit, të vishen

---

* Nikab = mbulesë e qepur, me të cilën gratë mbulojnë zakonisht fytyrën.

rroba të parfumosura, në hadithin e transmetuar nga Ibnu Umeri (Allahu qoftë i kënaqur prej tij)

Duhet medoemos që, muhrimi të heqë dorë nga veprimet epshore, mëkatet dhe debatet, duke u bazuar për këtë në thënien e Allahut të Lartësuar ***"Haxhi kryhet në muaj të caktuar, prandaj ai ,që kryen Haxhin, nuk duhet të bëjë veprime epshore, mëkate dhe debate".( El-Bekare 197).***

Në një thënie të saktë të profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) thuhet: "**Ai që kryen Haxhin, duke mos bërë veprime epshore (marrëdhënie seksuale me bashkëshorten e tij) dhe mëkate të rënda, kthehet prej tij (Haxhit) si atë ditë që e ka lindur nëna (i pastruar nga mëkatet)**" Domethënia e fjalës "debat" këtu është për zënkat e kota dhe pa dobi Ndërsa, debatet për të nxjerrë në pah të vërtetën, duke përdorur mënyrën më të mirë, janë të lejuara, madje edhe të urdhëruara nga thënia e Allahut të Madhëruar ***"Fto për në rrugën e Zotit tënd me urtësi (takt, zgjuarsi), debato dhe këshilloji ata (mosbesimtarët) në mënyrën më të mirë".(En-Nahl 125).***

Muhrimi mashkull e ka të ndaluar të mbulojë fytyrën dhe kokën e tij me takije (kapele), çallmë, gutra (një lloj shamie që mbajnë kryesisht arabet, zakonisht e kuqe me të bardhë ndër të), apo ç'do gje tjetër të ngjashme me to, sepse profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të), kur dikush u rrëzua nga deveja dhe vdiq, Ditën e Arafatit, urdhëroi e tha "**Lajeni me ujë dhe sider*. Qefinoseni me rrobat e**

**tij (bëhet fjalë për rrobat e Ihramit) dhe mos ia mbuloni kokën dhe fytyrën, sepse ai do të ringjallet, Ditën e Gjykimit, duke thënë lutjen tradicionale të fillimit të Haxhit. "Iu përgjigja thirrjes tënde o Allah, iu përgjigja..."** (Marrë nga Buharin dhe Muslimi)

Megjithatë, është e lejuar që muhrimi t'i bëjë hije vetes, duke qëndruar brënda në makinë, duke përdorur çadër, duke qëndruar nën ndonjë pemë etj Kjo, për faktin, se vetë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të), në çastet kur ka qenë duke goditur "me gurë" në Akabe, i ka bërë hije vetes me rrobën e tij Njihet edhe rasti, kur profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) i ngritën një çadër në vendin e quajtur Nemire (pranë malit të Arafatit) dhe ai qëndroi aty ditën e Arafatit, derisa dielli kaloi kupën e qiellit (kaloi vapa e madhe)

Eshtë e ndaluar që burri muhrim apo gruaja muhrime të gjuajnë kafshët apo shpendët tokësorë dhe të ndihmojnë në vrasjen e tyre Eshtë e ndaluar, gjithashtu, që muhrimi të fejohet, të martohet apo të kryejë marrëdhënie seksuale (me bashkëshorten e tij) gjatë kryerjes së Haxhit Për këte bazohemi në hadithin e transmetuar nga Uthmani (Allahu qoftë i kënaqur prej tij), i cili thotë se profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të ) ka thënë " **Muhrimi nuk duhet të**

-----------------

* Nje lloj bime që bën shkumë dhe që sot është zëvendësuar me sapunin dhe shampot e ndryshme

**martohet dhe as ta martojnë të tjerët (bëhet fjalë për femrën)**".(Marrë nga Muslimi)

Kur Muhrimi, nga harresa apo padituria, vesh diçka të qepur, vë kapele apo lyhet me parfum, nuk e ka të detyruar të shlyejë gabimin e bërë, por e heq menjëherë, sapo të mësojë për të (që nuk lejohet) apo sapo të kujtohet (në qoftë se veprimin e ka bërë nga harresa).

Po kështu, edhe në qoftë se, nga harresa apo padituria, ai i qeth komplet flokët, pret thonjtë etj., nuk merr mëkat.

Është e ndaluar që muslimani, qoftë gjatë Haxhit, qoftë jashtë tij, qoftë mashkull apo femër, të bëjë gjueti në Mekë, të ndihmojë në kryerjen e një veprimi të tillë me anë të mjeteve të gjuetisë (si armët, çarqet, etj.), apo duke i treguar atyre që gjuajnë vendet ku ndodhen kafshët a shpendët.

I ndaluar, gjithashtu, është largimi dhe trembja e këtyre kafshëve apo shpendëve nga vendi ku janë duke qëndruar, prerja e pemëve apo këputja e frutave jeshile (të papjekura) dhe marrja e sendeve të gjetura, përveç rastit kur e di se të kujt janë dhe i merr për t'ia dorëzuar të zotit, duke u bazuar për këtë në thënien e profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të): "**Allahu ka urdhëruar që, në këtë vend (në Mekë),deri Ditën e Gjykimit, të mos kryhen asnjëherë vepra te tilla si :prerja e pemëve, shkulja e barit të njomë, trembja dhe largimi i kafshëve dhe shpendëve nga vendi ku janë duke qëndruar,marrja e sendeve të gjetura, përveçse kur**

**e njeh pronarin e tyre dhe i merr me qëllim për t'ia dorëzuar"**.(Marrë nga Buhariu dhe Muslimi).

Vlen të sqarohet këtu, se vendet e quajtura Mina dhe Muzdelife, i nënshtrohen rregullave të përmendura më sipër për Mekën.Përjashtim bën vetëm mali i Arafatit.

## Kampitulli i Tetë

Eshtë e pëlqyeshme që Haxhiu të lahet menjëherë, sapo të mbërrijë në Mekë, për arsye se edhe vetë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) e ka bërë një gjë të tillë Pas kësaj,ai futet në xhaminë e Qabes me këmbën e djathtë, duke thënë: **"Bismîl-lah , ues-salatu ues-selamu ala rresulil-lah , Eudhu bil-lahil-adhim , ue biuexhhihil-kerim , ue sultanihil-kadim , minesh-shejtanirr-rraxhim . Allahum-me ftah li ebuabe rahmetik "** .

Kjo lutje thuhet edhe kur hyn në ç'do xhami tjetër. Nuk ka ndonjë lutje të veçantë që thuhet në çastin e hyrjes në xhaminë e Qabes, të transmetuar nga profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të). Kur arrin pranë godinës së Qabes, pushon së thëni: **"Leb-bejke Allahum-me leb-bejk"** dhe, para se të fillosh Tauafin, në qoftë se ke ndërmend të kryesh vetëm Umra (apo Umra dhe, pas saj, Haxh), drejtohu për nga Guri i Zi, preke me dorën e djathtë dhe përpiqu ta puthësh, duke mos i shqetësuar të tjerët, (në rast se ka shumë njerëz). Në çastin e prekjes duhet të thuash: **"Bismil-lah, Allahu Ekber".**

Në rast se puthja e Gurit është disi e pamundur, atëherë e prek atë me dorë apo bastun, dhe më pas puth sendin me të cilin ke prekur Gurin.

Në rast se, edhe ky veprim, nuk mund të bëhet, atëherë bën me shenjë drejt tij duke thënë **"Bismil-lah, Allahu ekber"**, dhe nuk është nevoja të puthet sendi me të cilin ke bërë shenjën.

Në çastin e fillimit të Tavafit, duhet që godinën e Qabes ta kesh në të majtën tënde. Mirë është që, në fillim të Tavafit, të thuash **"All-llahum-me imanen bike, ue tesdikan likitabike, ue uefaen biah dike"**, duke zbatuar kështu traditën e profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të), i cili e ka bërë këtë lutje.

Tavafi realizohet duke bërë shtatë xhiro rreth godinës së Qabes. Tre të parat duhet të jenë me hapa të vogla dhe të shpejta, ndërsa katër të tjerat bëhen me ecje normale.

Ky Tavaf, që është i pari, bëhet menjëherë sapo të mbërrish në Mekë dhe atë e kryen edhe ai që është duke bërë vetëm Umra,edhe ai që është duke bërë vetëm Haxh,edhe ai që është duke i bërë të dyja bashkë,gjithashtu edhe ai që është duke bërë Umra dhe pas saj pret të bëjë Haxhin. Secila xhiro fillon dhe mbaron në vendin ku është vendosur Guri i Zi, i cili ndodhet brenda godinës së Qabes. Eshtë e pëlqyeshme që, gjatë gjithë Tavafit të parë, mesi i pjesës së sipërme të Ihramit të vendoset në sqetullën e djathtë, ndërsa dy cepat vendosen mbi supin e majtë.

Kur dikush dyshon në numrin e xhirove të Tavafit, atëherë i llogarit ato në bazë të numrit më të pakët, p.sh: kur dyshon, nëse ka bërë tri apo katër xhiro, llogarit sikur ka bërë tri. Në të njëjtën mënyrë veprohet edhe për ecjen tradicionale, që bëhet po shtatë herë, nga mali Safa në malin Mir'uete.

Pas përfundimit të Tavafit, mesi i pjesës së sipërme të veshjes së Ihramit vendoset mbi supe, kurse

cepat e saj lëshohen mbi kraharor. Ky veprim bëhet para se të falen ato që quhen dy rekatet e Tavafit.

Femrat duhen paralajmëruar dhe duhet të kenë kujdes që të mos e bëjnë Tavafin duke qenë të zbukuruara (me makiazh), të lyera me parfum apo të pambuluara,pra , të jenë ashtu siç e kërkon Islami. Kjo, për shkak, se femra duhet të mbulohet dhe të mos zbukurohet në vendet ku ka burra të huaj. Në Islam femra konsiderohet si diçka që nuk duhet parë nga çdokush, duke i prerë rrugën kështu ç'do të keqeje, që mund të ndodhë.

S'ka dyshim, se fytyra është ajo pjesë e trupit që, më shumë se ç'do pjesë tjetër, tregon bukurinë e femrës, prandaj ajo nuk duhet t'ia tregojë atë (fytyrën) askujt, veç personave që lejohet. Allahu i Lartësuar ka thënë: ***"(Femrat) Bukuritë e tyre të mos ua tregojnë askujt, veç burrave të vet...". (En-Nur 31).***

Kështu pra, gratë me fytyra të mbuluara nuk duhet që ta zbulojnë fytyrën në çastin e puthjes së Gurit të Zi, në qoftë se i shikon ndonjë burrë i huaj (që nuk lejohet t'i shikojë).

Në qoftë se femrave nuk u jepet mundësia për të prekur dhe puthur Gurin e Zi, për shkak se mund të ketë shumë njerëz, nuk lejohet që ato të përpiqen ta bëjnë vetë këtë gjë, ndërkohë që aty mund të ketë shumë burra. Detyra e femrës, në këtë rast (kur ka shumë njerëz), është që Tavafin ta bëjë sa më larg burrave, edhe pse mund të jetë larg godinës së Qabes (kur dihet që, sa më afër Qabes të jesh, aq më shumë

sevape (shpërblim) ke. Kështu , femra, duke ruajtur veten, merr edhe më shumë sevape.

Ecja me hapa të shpejtë e të shpeshtë dhe vendosja e pjesës së sipërme të veshjes së Ihramit nën sqetullën e djathtë e mbi supin e majtë, siç u përmend më lart, nuk janë të detyrueshme në tavafet e tjerë (veç të parit). Kjo lloj ecje nuk është e detyrueshme as për gratë. Kjo, për arsye se profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të), këto veprime i ka kryer vetëm në Tavafin e parë, që bëri, menjëherë, sapo mbërriti në Mekë.

Gjatë Tavafit njeriu duhet të jetë i pastruar nga papastërtitë, të jetë me abdest dhe t`i përulet Zotit të tij me modesti. Është e pëlqyeshme ,gjithashtu, që të përmendet sa më shumë Allahu dhe të lexohet ndonjë pjese nga Kur`ani.

Në traditën profetike nuk është përmendur që , gjatë tavafeve, sikundër edhe gjatë ecjes tradicionale, të ketë ndonjë mënyrë të veçantë për të përmendur Allahun apo por t`iu lutur Atij. Fakti, që disa njerëz pretendojnë se, ç`do xhiro e Tavafit apo e ecjes tradicionale ,duhet të ketë lutje të veçanta, nuk ka asnjë bazë në Islam. Secilit i mjaftojnë ato lutje që ka mundësi të bëjë.

Kur të kalosh pranë cepit të djathtë të ndërtesës së Qabes, preke atë me dorën e djathtë dhe thuaj: **"Bismil- lah ue Allahu ekber"**, duke mos e puthur.

Në qoftë se nuk mund ta prekësh, vazhdo Tavafin dhe, sa herë kalon pranë tij, mos bëj me shenjë drejt tij dhe as mos e thuaj lutjen e përmendur pak më

parë **(Bismil-lah, ue Allahu ekber)**, per shkak se edhe profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për te) nuk e ka bërë një veprim të tillë

Kur je duke kaluar midis cepit të djathtë te Qabes dhe Gurit të Zi, është e pëlqyeshme të thuash **"Rab-bena atina fid-dunja haseneten, ue fil ahireti hase-neten, ue kina adheben-nar"**, që do të thotë **"Zoti ynë, na jep të mira në këtë botë (dhe në tjetrën) dhe na ruaj nga dënimi i zjarrit"**.

Sa herë që të kalosh pranë Gurit të Zi, duhet ta prekësh dhe ta puthësh atë duke thënë "Allahu ekber"

Në qoftë se nuk të jepet mundësia për ta prekur dhe puthur, sa herë që të kalosh, bëj me shenjë drejt tij duke thënë: "Allahu ekber"

Tavafi është i vlefshëm edhe në qoftë se kryhet pas "Burimit të Zemzemit".dhe"Vendit të Ibrahimit", në rast se ka shumë njerëz, por me kusht që të jetë brënda xhamisë së Qabes. Megjithatë, duhet ditur se ai (Tavafi), ka më shumë vlerë kur kryhet sa më afër ndërtesës së Qabes

Pas përfundimit të Tavafit, në qoftë se të jepet mundësia, fal dy rekatë pas "Vendit të Ibrahimit" Kur nuk të jepet mundësia, atëherë i fal në një vend çfarëdo, brënda xhamisë. Në këto dy rekatë, pas sures "Fatiha", është e pëlqyeshme të lexohet në surja "Kul ja ejuhel kafirun" dhe në të dytin, "Kul huallahu ehad"

Pas kësaj, me dorën e djathtë preket Guri i Zi, siç ka bërë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) dhe bëhet nisja për në malin Safa, nga porta e Qabes që të çon tek ai, duke mos harruar ose të

qëndrosh, ose ta kalosh atë mal Sigurisht, më e pëlqyeshme është ta kalosh

Kur arrin në malin Safa, është e pëlqyeshme të lexosh ajetin nr 158 (El-Bekare) *"Safa dhe Miruete janë simbole të Allahut..."*

Pas kësaj, haxhiu drejtohet nga Kibla (Qabeja), falënderon Allahun dhe e madhëron Atë (Allahu Ekber) pastaj thotë: "**La ilahe il-lallahu, ue Allahu Ekber. La ilahe il-lallahu uahdehu la sherike lehu, lehul-mulku, ue lehul- hamdu, juhji ue jumit, ue hua ala kul-li shej'in kadir. La ilahe il-lallahu uahdeh, enxheze ua'deh, ue neserra, abdeh, ue hezemel-ahzabe uahdeh**". Pastaj, me duart e drejtuara lart, mund të bësh ç'do lutje që mundesh Lutjen e përmendur më lart e thua tri herë rresht, pastaj zbret duke ecur për në Miruete

Burri, pasi të ketë arritur tek flamuri i parë, duhet ta shpejtojë ecjen drejt flamurit të dytë, ndërsa gruaja nuk e ka të detyrueshëm shpejtimin e ecjes ndërmjet dy maleve

Ajo që i kërkohet gruas është që, gjatë gjithë ecjes tradicionale, të ecë me ecje normale Pasi arrin në Miruete, qëndron pak ose e kalon atë, duke ditur se kalimi është më i pëlqyeshëm Pas kësaj bën të njëjtat gjëra që ka bërë kur ishte mbi malin Safa. Pas kësaj zbret, ecën normalisht dhe shpejton ecjen atje ku duhet (siç përmendëm më lart) Këtë veprim e bën shtatë herë rresht, duke marrë si shembull profetin (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) dhe duke zbatuar

porosinë e tij, i cili ka thënë: **"C'do veprim të Haxhit (apo Umrës) bëjeni ashtu siç e kam bërë unë".**

Gjatë ecjes, është e pëlqyeshme të përmendësh sa më shumë Allahun dhe të bësh sa më shumë lutje. Njëkohësisht, duhet të jesh i pastër dhe me abdest, por edhe në qoftë se e kryen atë pa abdest, kjo nuk paraqet problem, për shkak se abdesti (gjatë ecjes) nuk është kusht i domosdoshëm. Ai është thjesht diçka e pëlqyer. Madje, e lejueshme është që ecjen ta kryejnë edhe gratë, të cilave u kanë ardhur të përmuajshmet (apo lehonat) pas kryerjes së Tavafit. Pas përfundimit të ecjes flokët duhet të qethen plotësisht ose të shkurtohen pak. Për burrat është më e pëlqyeshme të qethen plotësisht, por kur ke ndërmend të kryesh edhe Haxhin pas Umrës, atëhere, më e pëlqyeshme është që (pas Umrës) vetëm t'i shkurtosh (flokët).

Në rast se dikush vjen me vonesë dhe i mundësohet vetëm kryerja e Haxhit, për të është më mirë që, vetëm t'i shkurtojë flokët pas përfundimit të Haxhit. Kjo, për arsye se profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) kur erdhi në Mekë bashkë me shokët e tij, ditën e katërt të muajit Dhul-Hixhe, urdhëroi (ata që nuk kishin me vete kurban) që, menjëherë, sapo të përfundonin, t'i shkurtonin flokët (pra, nuk urdhëroi që t'i qethnin plotësisht).

Shkurtimi i flokëve duhet bërë në gjithë kokën njësoj. Nuk mjafton të shkurtohen diku më shumë dhe diku më pak, ashtu siç nuk lejohet të qethet plotësisht një pjesë e kokës e të lihet pjesa tjetër.

Gruaja ka për detyrë vetëm t'i shkurtojë flokët, duke i prerë ato sa maja e gishtit apo më pak Nuk është e pëlqyeshme që gruaja t'i presë flokët më shumë se kaq Kur muhrimi t'i ketë kryer të gjitha veprimet e lartpërmendura,duke e përfunduar, në këtë mënyrë, Umrën, që nga ky çast, atij i lejohen të gjitha ato gjëra, të cilat i kishte të ndaluara gjatë kohës së Ihramit, përveç rastit, kur personi në fjalë ka marrë me vete kurban që në fillim të Umrës Detyra e tij është që ta mbajë Ihramin deri në përfundim të Haxhit dhe Umrës bashkë Për personin që ka patur si qëllim vetëm kryerjen e Haxhit (apo Haxhin dhe Umrën bashkë), është e pëlqyeshme që ta mbajë Ihramin e tij deri në përfundim të Umrës dhe të bëjë të njëjtat veprime që bën personi "mutemet-tia" (Ai që kryen Umrën dhe më pas Haxhin), përveç rastit kur ka me vete kurban. Kjo, për shkak se, edhe vetë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) i urdhëroi në këtë mënyrë shokët e tij dhe u tha **"Sikur unë të mos kisha me vete kurban, do t'i kisha dhënë fund bashkë me ju".**

Në qoftë se gruas i vijnë të përmuajshmet apo bëhet lehonë, pasi ka veshur Ihramin për Umra, ajo nuk bën Tavaf e as ecjen tradicionale nga Mali Saffa në Miruete, derisa të pastrohet Pasi të pastrohet, ajo kryen Tavafin, ecjen, dhe shkurton flokët Në këtë mënyrë, plotësohet Umra Në rast se ajo nuk pastrohet, deri ditën e Teruies, atëherë (aty ku është) lë Ihramin për Haxh dhe niset bashkë me të tjerët për në Mina Në këtë mënyrë, asaj i quhet sikur e ka kryer Haxhin dhe

Umrën bashkë, por duhet të bëjë të gjitha veprimet që bëjnë haxhinjtë e tjerë si qëndrimi në Arafat dhe Meshiar, goditja me gurë, fjetja në Muzdelife dhe Mina, therja e kurbanit dhe shkurtimi i flokëve. Pasi të pastrohet, kryen vetëm një xhiro të Tavafit dhe ecjen tradicionale. Ky veprim i shlyen asaj detyrimet që nuk i kreu gjatë Umrës.

Për këtë bazohemi në hadithin e Aishes (Allahu qoftë kënaqur me të), e cila, kur i erdhën të përmuajshmet dhe kishte bërë Ihramin për Umra, u urdhërua nga Profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) në këtë mënyrë : **"Bëji të gjitha veprimet që bëjnë haxhinjtë e tjerë, përveç Tavafit, të cilin duhet ta bësh, pasi të pastrohesh"** ( Marrë nga Buhariu dhe Muslimi). Pasi të ketë bërë goditjen me gurë dhe shkurtimin e flokëve, gruas me të përmuajshme apo lehonës i bëhen të lejuara të gjitha ato gjëra që i kishte të ndaluara gjatë Ihramit, si parfumi, etj.

Nga ana tjetër, burrit të saj i lejohet të kryejë marrëdhënie me të, pasi të ketë përfunduar Haxhin dhe pasi të jetë pastruar, të ketë kryer Tavafin dhe ecjen tradicionale.

## Kapitulli i Nëntë

Për ata, që sapo kanë përfunduar Umrën, dhe për banorët e Mekës (vendasit), ditën e Teruies, që është dita e tetë e muajit Dhul Hixhe është e pëlqyeshme që Ihramin, për të filluar Haxhin, ta bëjnë secili në vendin ku banon aktualisht. Kjo, për shkak se edhe Sahabët (shokët e profetit), duke zbatuar urdhërin e profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) e bënë Ihramin në Ebtah, ku edhe ishin duke qëndruar. Nga kjo vërtetohet se profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) nuk i urdhëroi ata që të shkonin në Qabe apo Mizab, për të veshur Ihramin. Ai,gjithashtu, nuk i urdhëroi ata që të kryenin "Tavafin e Lamtumirës", para se të niseshin për në Mina. Sikur këto veprime të ishin të detyruara, ai do t'ua kishte mësuar atyre. Dihet nga të gjithë se zbatimi i asaj që ka bërë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) dhe shokët e tij (Allahu qoftë i kënaqur prej tyre) është gjithmonë gjëja më e mirë.

Në çastin e bërjes së Ihramit për Haxh, janë të pëlqyeshme larja, pastrimi dhe lyerja me parfum, veprime këto që ishin të pëlqyeshme të bëheshin edhe në "vendet e pikënisjes". Pëlqehet, gjithashtu, që, pas bërjes së Ihramit për Haxh, haxhinjtë të drejtohen për në Mina, para se dielli të jetë në kupë të qiellit, ditën e Teruies, apo pasi ta ketë kaluar atë. Në këtë kohë, haxhinjtë duhet të thonë sa më shpesh lutjen tashmë të njohur, "**Lebejke Allahume Lebejk**" dhe, po në këtë kohë, bëhet goditja me gurë e Akabes. Të gjithë, së

bashku, falin në Mina drekën, pasditën, darkën, pasdarkën dhe mëngjezin (Ylenë, Ikindinë, Akshamin, Jacinë dhe Sabahun). Për të zbatuar traditën e profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) duhet që, secila falje të kryhet e shkurtuar dhe në kohën e saj, pa bërë bashkimin e njohur (të Ylesë me Ikindinë dhe të Akshamit me Jacinë). Dihet se falja e Sabahut dhe e Akshamit nuk shkurtohen, por falen gjithmonë ashtu siç janë, ndërsa të tjerat, nga katër - shkurtohen në dy Përsa i përket shkurtimit të faljes, nuk ka dallim ndërmjet banorëve të Mekës dhe të tjerëve, e kjo për faktin, se profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të), kur është falur me haxhinjtë në Mina, Arafat dhe Muzdelife, e ka shkurtuar faljen dhe nuk i ka urdhëruar banorët e Mekës ta kryenin të plotë atë Sikur ta kishin të detyrueshme plotësimin e faljes, ai do ua kishte thënë. Pasi të ketë lindur dielli, Ditën e Arafatit, haxhinjtë drejtohen nga Minaja për në Malin e Arafatit. Mirë është që të qëndrojnë në Nemira, derisa dielli të arrijë në kupë të qiellit, për shkak se, edhe vetë profeti (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të) e ka bërë një veprim të tillë Pasi dielli ta ketë kaluar kupën e qiellit, për imamin apo zëvendësin e tij, është e pëlqyeshme që të mbajë një fjalim mbi realitetin edhe t'u tregojë haxhinjve se çfarë detyrash kanë gjatë kësaj dite dhe ditëve që do të pasojnë. Duhet, gjithashtu që, gjatë fjalimit, njerëzit të porositen të jenë të devotshëm ndaj Allahut të Madhëruar dhe ta adhurojnë Atë të Vetëm, duke kryer çdo vepër (me ndershmëri të plotë) për Të. Atyre duhet t'u tërhiqet vëmendja, që të mos

bëjnë vepra të ndaluara nga Zoti, t'i përmbahen me devotshmëri librit të Allahut dhe traditës së profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) Pas fjalimit, falet dreka dhe pasdita bashkë, të shkurtuara, të dyja në kohën e drekës, me një ezan dhe dy ikamete Këto veprime ka bërë edhe profeti (paqja edhe bekimet e Allahut qofshin për të) (Marrë nga përmbledhja e me hadithe e Muslimit) Pas kësaj, të gjithë haxhinjtë qëndrojnë në Malin e Arafatit Eshtë e pëlqyeshme të drejtohesh nga Kibla dhe nga "Mali i mëshirës" Nëse nuk ke mundësi të drejtohesh drejt të dyjave, atëherë mjafton të drejtohesh vetëm nga Kibla Haxhiu duhet që, gjatë kësaj kohe, të bëjë përpjekje për te përmendur sa më shumë Allahun dhe per t'iu lutur Atij

Gjatë lutjes, duhet që duart të jenë të drejtuara nga qielli Nuk paraqet problem fakti i thënies së shprehjes "**Lebejke Allahume Lebejk...**" apo leximit të ndonjë pjese të Kur'anit E pëlqyeshme është që të thuhet, sa më shpesh, shprehja "**La ilahe il-lallah uahdehu la sherijka leh, lehul mulku ue lehul hamdu juhji ue jumit ue hue ala kuli shejjin kadijr**" Profeti (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin për të) ka thënë "**Lutjet më të mira janë ato të ditës së Arafatit dhe shprehja më e mirë, që kam thënë( këtë ditë ) unë dhe profetët, para meje , është: "La ilahe il-lallah...**" Në një thënie të saktë të profetit (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) thuhet "**Fjalët më të dashura tek Allahu janë katër: "Subhanall-llah", "uelhamdulil-lah", "ue la ilahe il-lallah" dhe "All-llahu Ekber"**. Prandaj, është e

pëlqyeshme që, lutje dhe shprehje të tilla, të përsëriten sa më shpesh, gjatë kësaj dite

"Subhanallahi ue bihamdihi, Subhanall-llahil adhijm", "La ilaha il-la ente Subhaneke inij kuntu minedh-dhalimin". "La ilaha il-lallah ue la na'budu il-la ijah, lehu ni'ametu ue lehul fadlu ue lehuth-thenaul hasen, La ilaha il Allah muhlisijne lehud-dijne ue leu kerihel kafirun", "La haula ue la kuuete il-la bil-lah", "Rab-bena atina fid-dun'ja haseneten ue fil ahireti haseneten ue kina adhaben-nar", "Allahumme eslih li dinijel-ledhi hue ismetu emri, ue eslih li dun'jajel-leti fijha ma ashi, ue aslih li ahireti el-leti fijha maadi, ue xhealil hajate zijadeten li fi kul-li hajrin uel meute rahaten li min kul-li sherrin", "eudhu bil-lahi min xhehdil bela ue derrkish-sheka ue suil kada ue shematetil enda", "Allahumme in-ni eudhu bike minel hemmi uel huzni ue minel axhzi uel keseli ue minel xhubni uel buhli ue minel ma'thami uel magrami uemin gulbeti dijn ue kahrir-rrixhal. Eudhu bike Allahumme minel barrasi uel xhununi uel xhudhami ue min sejil eskam. Allahumme inni es'eluke elafua uel afijeta fid-duni'a uel ahireh Allahumme inni es'eluke el afu uel afijete fidijnij ue dun'jai ue ahli ue mali Allahumme stur auratij, ue amen rauatij uahfedhnij min bejni jedejje ue min halfi ue an jemini ue an shimali ue min feuki ue eudhu bi adhametike en egtale min tahti. Allahummegfirlij hatieti ue xhehli ue israfij fij emri ue ma ente ealemu bihi minnij, Allahummegfirlij

xhed-di ue hezli ue hatai ue amdi ue kul-lu dhalike indi Allahummegfirlij ma kad-demtu ue ma ahartu ue ma esrartu ue ma ealentu ue ma ente ealemu bihi min-nij ue entel mukad-dimu ue entel muahiru ue ente ala kul-li shejin kadijr", "Allahume in-nij eseluke eth-thebate fil amri uel azimete alarr-rrushdi, ue es'eluke shukre niametike ue husne ibadetik ue esèluke kalben selijmen ue lisanen sadikan ue es'eluke min hajri ma ta'ëlem ue eudhu bike min sherr-rri ma ta'ëlem ue estagfiruke lima ta'ëlem in-neke al-lamul gujub". "Allahume rab-ben-nebijji Muhammedin Alejhi salatu ues selamugfirlij dhenbij ue edhhib gajdha kalbi e eidhnij min mudil-latil fiteni ma abkejteni". "Allahume rab-bes semauatis-seb'i ue rabel erdi e rabel arshil adhijm rabena ue rab-be kul-li shejin falikal hab-bi uen-neua munezilet-teurati uel inxhili uel furkan. eudhu bike min sherri kul-li shejin ue ente ahidhun binasijetihi entel eu-uelu felejse kableke shejun ue entel ahiru felejse ba'ëdeke shej'un ue entedh-dhahiru fe lejse feukake shej'un ue entel batinu felejse duneke shej'un.

Ikdi anni ed-dejne ue agnini minel fakri". "Allahumme a'ati nefsi tekuaha ue zek-kiha ente hajru men zek-kaha ente uelijuha ue meulaha Allahumme inni eudhu bike minel axhzi uel keseli ue eudhu bike minel xhubuni uel harami uel buhli ue eudhu bike min adhabil kabri Allahumme leke eslemtu ue bike amentu ne alejke teuekeltu ue

ilejke eneltu ue bike hasemtu eudhu bi iz-zetike en tedil-leni la ilahe il-la ente. Entel haj-ju ledhi la jemut uel xhin-nu uel insu jemutun", "Allahümme inni eudhu bike min ilmin la jenfa`a ue min kalbin la jehsha`a ue min nefsin la teshba`a ue min da`auetin la justexhabuleha. Allahumme xhennibni munkeratil ahlak uel a`amal uel ehua uel edua. Allahumme elhimni rrushdi ue eidhni min sherri nefsi. Allahumme ekfini bi halalike an haramik ue egnini bi fadlike am-men siuake. Allahumme inni es'eluke el huda uetekua uel afaf uel gina. Allahume inni es'eluke el huda ues-seded. Allahumme inni es'eluke minel hajri kul-lihi axhilihi ue axhilihi ma alimtu minhu ue ma lem ealem ue eudhu bike minesh sher-rri kul-lihi ma alimtu minhu ue ma lem ealem. Ue es'eluke min hajri ma seeleke minhu abduke ue nebijuke Muhamedun Salallahu alejhi ue selam, ue eudhu bike min sher-rri masteadha minhu abduke ue nebijuke Muhamedin sal-lallahu alejhi ue sel-lem. Allahumme inni es'elukel xhen-nete ue ma karr-rrabe ilejha min kaulin ue amel ue eudhu bike minen-nari ue ma karr-rrabe ilejha min kaulin ue amel ue es'eluke en texh'ale kul-le kadain kadejetehu li hajren.

La ilahe il-lallah uahdehu la sherijke lehu lehul mulku ue lehul hamdu juhji ue jumit bijedihil hajru ue hue ala kul-li shejin kadir. Subhanall-llah uel hamdulil-lah ue la ilahe il-lallah Allahu Ekber. Ue la haula ue la kuueta il-la bil-lahil alijul adhijm.

**Allahumme sali ala Muhammedin ue ala ali Muham-med kema salejte ala Ibrahime ue ala ali Ibrahime in-neke hamidun mexhid ue barik ala Muhammedim ue ala ali Muhammed kema barekte ala Ibrahime ue ala ali Ibrahime in-neke hamidun mexhid. Rab-bena atina fid-dun'ja haseneten ue fil ahireti haseneten ue kina adhaben-nar."**

Thamë se haxhiu e ka për detyrë t'i bëjë këto dhe të tjera lutje, që kanë afërsisht të njëjtën përmbajtje, gjatë kohës së qëndrimit të tij në Malin e Arafatit Ai duhet të bëjë sa më shumë salavate(lutje) për profetin (paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të) dhe, nëpërmjet lutjeve, t'i kërkojë Allahut të mirat e kësaj bote dhe të botës tjetër. Dihet se profeti (s.a.u.s), çdo lutje, e përsëriste nga tri herë, prandaj, secilit i del detyrë të veprojë si ai.

Muslimani, gjatë qëndrimit të tij në Arafat, duhet t'i nënshtrohet plotësisht Allahut, me anë të këtyre lutjeve; të kërkojë faljen dhe mëshirën e Tij, t'i frikësohet dënimit dhe ndëshkimit të Tij dhe t'i kërkojë llogari vetvetes duke u penduar sinqerisht tek Allahu. Në këtë ditë dhe grumbullim madhështor, Allahu zbret mëshirën e Tij mbi njerëzit, me anë të engjëjve të Tij dhe shumë prej njerëzve u premton se do t'i shpëtojë nga zjarri Ditën e Arafatit, djalli është aq i vogël, i nënçmuar dhe i poshtëruar, sa asnjë ditë tjetër, përveç asaj të Bedrit. Dhe kjo ndodh, kur ai shikon mëshirën dhe mirësitë e Allahut ndaj njerëzve, faljen dhe premtimet e mira që Ai u jep atyre. Në përmbledhjen me thënie profetike të sakta të Muslimit, transmetohet

nga Aishja (Allahu qoftë i kënaqur prej saj) se profeti (s.a.u.s) ka thënë: **"Dita, kur Allahu shpëton më shumë njerëz nga zjarri, është ajo e Arafatit. Ai dërgon engjëjt në tokë dhe, pasi kthehen, i pyet: "C'farë kërkuan ata (robërit e mi)"** Detyra e muslimanëve është që të kënaqin Zotin e tyre duke bërë vepra të mira dhe ta hidhërojnë armikun e tyre, Djallin, duke e përmendur sa më shumë Zotin e tyre, duke bërë sa më shumë lutje, duke u penduar dhe duke i kërkuar falje Atij për të gjitha mëkatet dhe fajet që kanë bërë. Haxhinjtë vazhdojnë, duke përmendur Allahun dhe duke u lutur, deri në perëndim të diellit Më pas ,ata shpërndahen me qetësi për në Muzdelife duke thënë sa më shpesh **"Lebejk Allahume Lebejk"** dhe duke shpejtuar ecjen, për arsye se, edhe vetë profeti (s.a.u.s.) e ka bërë një gjë të tillë Duke qënë se profeti (s.a.u.s.) ka qëndruar në Arafat deri në perendim të diellit, atëherë askujt nuk i lejohet të largohet nga Arafati para kësaj kohe Pasi arrijnë me Muzdelife, haxhinjtë falin akshamin (tre rekate) dhe jacinë (dy rekate), njëra pas tjetrës, duke dhënë një ezan dhe dy ikamete. Ky veprim bëhet për të zbatuar porosinë e profetit (s.a.u.s.) dhe nuk paraqet problem fakti, nëse arrin në Muzdelife në kohën e Akshamit, apo pasi të ketë hyrë koha e Jacisë

Veprimi që bëjnë disa njerëz, të cilët godasin me gurë, që kur nisen e derisa të arrijnë në Muzdelife, para faljes, është i gabuar dhe nuk ka asnjë bazë në fenë tonë. Profeti (s.a.u.s.) ka urdhëruar që, goditja me gurë, të bëhet duke filluar, nga çasti i largimit të

haxhinjve ,nga Meshari, e derisa të arrijnë në Mina Ajo që është e detyrueshme . përsa i përket goditjes me gurë, është që, ky veprim, të bëhet kur ke arritur ne Mina Po këtë ditë bëhet edhe goditja me gurë e Akabesë, duke zbatuar kështu porosinë e profetit (s a u s ) Gjatë tre ditëve të tjera, goditja bëhet nga Minaja (çdo ditë nga njëzet e një gurë të vegjël) duke plotësuar ,kështu, të tre goditjet

Gurët, me të cilët godet, nuk është e detyrueshme t'i lash, por godet me ta ashtu siç janë, sepse kjo nuk është transmetuar nga profeti (a s ) dhe as nga shokët e tij Këtë natë, haxhinjtë flenë në Muzdelife, kurse grave të dobëta fizikisht dhe fëmijëve u lejohet të shkojnë në Mina, nga fundi i natës, duke u bazuar për këtë në hadithin e transmetuar nga Aishja dhe Um Seleme, etj Haxhinjtë e tjerë duhet, medoemos, të qëndrojnë në Muzdelife, deri sa të falin sabahun dhe, më pas, të shkojnë e të qëndrojnë në "Mesharil Haram", të drejtohen nga Kibla, të përmendin sa më shumë Zotin e të bëjnë sa më shumë lutje

Eshtë e pëlqyeshme që, gjatë lutjes, duart të jenë të drejtuara nga qielli Nuk është e detyrueshme që t'i afrohesh shumë Mesharit apo të ngjitesh në të Për këtë bazohemi në thënien e profetit (s a u s ) "**Unë po qëndroj këtu (në Meshar) por, mund të qëndrohet në të gjithë vendin përreth**" (Muslimi) Vendi përreth përfshin edhe Muzdelifenë Pasi të ketë perënduar dielli, haxhinjtë shpërndahen për të shkuar në Mina, para se ai të kete lindur përsëri Gjatë rrugës,

duhet të thuhet sa më shumë "**Lebejk Allahume Lebejk**". Pas mbërritjes në Muhsir, është e pëlqyeshme që të shpejtohet pak ecja Kur arrijnë në Mina, ata ndërpresin shprehjen "**Lebejk Allahume Lebejk**", pikërisht, në vendin ku bëhet goditja me gurë e Akabesë (shtatë herë njëra pas tjetrës). Gjatë çdo goditjeje, dora ngrihet dhe thuhet "**Allahu Ekber**". E pëlqyeshme është që goditja të bëhet në mes të luginës, duke e patur Qaben nga e majta dhe Minanë nga e djathta, për shkak se edhe profeti (s.a.u.s.) e ka bërë një veprim të tillë. Nuk paraqet problem fakti, nëse goditja bëhet nga ndonjë pozicion tjetër, mjaft që ajo të bëhet aty ku duhet. Nuk paraqet problem fakti, nëse, gurët dalin pasi kanë rënë aty ku duhet.

Pas goditjes me gurë, theren kurbanët. Në çastin e therjes duhet të thuhet "**Bismilah Uallahu Ekber, Allahume hedhe minke ue leke**". Kurbani duhet të drejtohet nga Kibla. Devetë theren në këmbë, duke ua përkulur këmbën e majtë (të përparme), ndërsa lopët dhe bagëtitë e tjera shtrihen në krahun e majtë. Në qoftë se, për ndonjë arsye, kurbani nuk kthehet nga Kibla, ai quhet i rregullt, sepse kthimi nga Kibla nuk është i detyrueshëm, por është traditë e profetit. Eshtë e pëlqyeshme që, personi të hajë mishin e kafshëve (që ka bërë kurban) dhe të japë lëmoshë. Për këtë kemi thënien e Allahut të Lartësuar: ***"Hani prej tyre dhe ushqeni nevojtarët e të varfërit".(El-Haxh. Nr. 28).*** Koha, gjatë së cilës mund ta bësh kurbanin, zgjat deri në perëndim të diellit, ditën e tretë të Bajramit(pra, ditën e Kurban Bajramit dhe tre ditë pas saj). Pas bërjes

së kurbanit. flokët qethen plotësisht ose shkurtohen Më e pëlqyeshme është të qethen plotësisht sepse profeti (s.a.u.s.) u lut tre herë për ata, që i qethën

Muhrimit, pas goditjes me gurë të Akabesë dhe qethjes apo shkurtimit të flokëve, i lejohet çdo gjë, që e kishte të ndaluar gjatë kohës së Ihramit, përveç marrëdhënieve bashkëshortore Ky quhet edhe Tehel-luli i parë (përfundimi i parë i Ihramit). Eshtë e pëlqyeshme që, pas këtij Tehel-luli, haxhiu të lyhet me parfum dhe të drejtohet drejt Mekës, për të kryer atë që quhet Tavaful Ifadah. Për këtë bazohemi në hadithin e transmetuar nga Aishja (Allahu qoftë i kënaqur prej saj) e cila ka thënë "**E kam lyer profetin (a.s.), me parfum , në çastin e veshjes së Ihramit dhe në çastin e Tehel-lulit, para se të bënte Tavafin**". (Marrë nga Buhariu dhe Muslimi). Ky Tavaf quhet **Tavaful Ifadah** (Tavafi shtesë) dhe është një nga shtyllat bazë të Haxhit, pa të cilën ai nuk është i vlefshëm. Këtë ka patur qëllim, edhe Allahu i Madhëruar, në thënien e Tij: ***"Pastaj, le të pastrohen nga papastërtitë, të përmbushin zotimet e marra dhe le të bëjnë tauaf (sillen) rreth shtëpisë së lashtë.(El-Haxh.nr.29).***

Pas këtij Tavafi, falen dy rekatë. pas vendit të Ibrahimit, dhe nëse je Mutemet-ti'a (ai që, pas Umrës, ka për qëllim të kryejë edhe Haxhin), kryen edhe ecjen tradicionale nga mali Safa në Miruete (Kjo ecje është e Haxhit, ndërkohë që ajo e para ishte e Umrës) Për Mutemet-tianë nuk mjafton një ecje e vetme (ajo e

Umrës) dhe për këtë bazohemi në hadithin e transmetuar nga Aishja (Allahu qoftë i kënaqur prej saj) e cila ka thënë "**Dolëm bashkë me profetin (s.a.u.s.) dhe, personat që kishin me vete kurban (të cilët do të kryenin Haxhin pas Umrës), ai i urdhëroi që ta mbanin Ihramin derisa t'i përfundonin të dyja, njëra pas tjetrës. Më pas, vazhdon Hadithi (duke treguar Aishja), personat që filluan Umrën, kryen Tavafin dhe ecjen tradicionale derisa përfunduan Umrën e , pas kësaj, bënë edhe një Tavaf tjetër për Haxhin, pasi u kthyen nga Minaja.** (Marrë nga Buhariu dhe Muslimi) Thënia e Aishes. se personat që kishin filluar Umrën bënë edhe një Tavaf tjetër për Haxhin (pasi u kthyen nga Minaja). do të thotë që ata bënë ecjen tradicionale nga Safa në Miruete Ky është edhe komentimi më i saktë. që teologët i kanë bërë këtij hadithi Thëniet e disa teologëve .se me fjalën "Tavaf". ajo ka pasur për qëllim "Tavafin shtesë". nuk janë të sakta. sepse ky Tavaf është shtyllë bazë dhe duhet kryer nga të gjithë Objekti i vërtetë i thënies së saj ishte për ecjen që bën Mutemet-tiai nga Safa në Miruete. për të dytën herë. pasi kthehet nga Minaja. për të kryer një Haxh sa më të.plotë Këtë e vërteton edhe hadithi i transmetuar nga Ibnu Abasi (Allahu qoftë i kënaqur prej tij). i cili ka thënë se banorët e Mekës dhe Medines. ashtu si dhe bashkëshortet e profetit (s a u s ). bënë Ihramin. kur u nisën për në Haxhin e Lamtumirës dhe. kur arritëm në Mekë. profeti (s a u s ) tha "**Këtë Ihram bëjeni për Umrën,**

**përveç atyre(personave), që kanë me vete Kurban".** Pas kësaj, ata kryen Tavafin, ecjen tradicionale dhe, pasi përfunduan Umrën, veshën rrobat e zakonshme Ata, që kishin me vete kurban, e mbajtën Ihramin deri në kohën e therjes së kurbanit **"Mbrëmjen e ditës së Teruijes, ata u urdhëruan që të bënin Ihram për Haxhin dhe, pasi kryen veprimet e tjera, u kthyen për të kryer përsëri Tavafin dhe ecjen tradicionale".** Nga ky Hadith duket qartë, se Mutemet-ti ai duhet ta bëjë ecjen dy herë Përsa i përket hadithit të transmetuar nga Xhabiri, në përmbledhjen e Muslimit (i cili ka thënë se profeti bashkë me shokët e tij e kanë bërë vetëm një herë ecjen ndërmjet Safas dhe Miruetes), kjo ka të bëjë me ata sahabë, të cilët kanë patur me vete Kurban Ata kanë kryer vetëm një ecje, sepse e kanë mbajtur Ihramin, bashkë me profetin (s a u s ), deri sa përfunduan Haxhin dhe Umrën bashkë Këtë Haxh, profeti (s a u s ) kishte marrë me vete kurban dhe urdhëroi që, të gjithë ata (që kishin me vete kurban), të mos e hiqnin Ihramin, deri sa t'i përfundonin të dyja bashkë (Haxhin dhe Umrën) Personi, që kryen Haxhin dhe Umrën njëkohësisht, ka për detyrë të bëjë vetëm një ecje tradicionale, siç na e tregon këtë hadithi i lartpërmendur i Xhabirit dhe hadithe të tjera të sakta Po kështu, edhe personi, i cili kryen vetëm Haxhin dhe e mban Ihramin deri Ditën e Kurbanit, ka për detyrë të kryejë vetëm një ecje tradicionale Personi, që ka për qëllim kryerjen,vetëm të Haxhit (apo vetëm të Umrës), dhe kryen një ecje tradicionale (pas tavafit të

mbërritjes). s'e ka për detyrë të kryejë ecje tjetër. pas Tavafit shtesë. Me këtë veprim. haxhiut i quhet se i ka zbatuar të tre hadithet e lartpërmendura të Aishes. të Ibnu Abasit dhe të Xhabirit. Në këtë mënyrë. nuk krijohen konflikte

## Kapitulli i Dhjetë

Diten e Kurbanit. haxhiu do te beje sipas radhës. keto katër veprime goditjen me gure të Akabesë. kurbanin. qethjen apo shkurtimin e flokëve. Tavafin rreth Qabes bashkë me ecjen tradicionale. Kështu vepron Mutemet-ti ai. Por. edhe personat. që kanë për qëllim të kryejnë Haxhin dhe Umrën. (në të njëjtën kohë ose veç e veç). në qoftë se nuk e kane bërë ecjen pas Tavafit të mbërritjes. e bëjnë atë pas Tavafit shtesë. Nuk paraqet problem fakti. nëse ndonjëri. prej këtyre veprimeve. bëhet para radhës. Profeti (s.a.u.s) ka bërë tolerime të tilla si. p.sh. kryerja e ecjes para Tavafit. Për të tilla veprime. të cilat mund të bëhen nga harresa ose papjekuria. profeti (s.a.u.s.) i ka thënë njërit prej sahabëve "**Bëji, se nuk ka problem**". Gjithashtu. kur profeti(a.s.) është pyetur për kryerjen e ecjes tradicionale. para Tavafit. ka thënë "**S'ka problem**" (Marrë nga përmbledhja e Ebu Daudit dhe hadithi i Usama ibnu Sherikut). Tre veprimet. me të cilat haxhiu bën Tehel-lulin. janë goditja me gurë e Akabesë. qethja apo shkurtimi i flokëve dhe tavafi shtesë bashkë me ecjen. Pas bërjes së këtyre tre veprimeve. haxhiut i lejohet çdo gjë. që e kishte të ndaluar gjatë Ihramit si. marrëdhëniet bashkëshortore. lyerja me parfum etj. Atij. që lë (pa kryer) vetëm dy prej këtyre veprimeve. i lejohet çdo gjë. përveç marrëdhënieve seksuale. dhe ky quhet Tehel-luli i parë. Eshtë mirë që. haxhiu të pijë nga uji i Zemzemit dhe të bëjë lutje të dobishme gjatë pirjes

Kjo, për shkak se , uji i Zemzemit është i efektshëm për qëllimin, me të cilin pihet. Në përmbledhjen e Muslimit transmetohet nga Ebu Dherr-rri, se profeti (s.a.u.s.) ka thënë: **"Ai (uji i Zemzemit) është shumë i ushqyeshëm".** Ndërsa , në përmbledhjen e Ebu Daudit është shtuar , se " ky ujë është shërim për sëmundjet "

Pas Tavafit shtesë dhe ecjes tradicionale, haxhinjtë kthehen në Mina dhe qëndrojnë aty tri ditë e tri netë, gjatë të cilave godasin me gurë, pasi dielli të ketë kaluar kupën e qiellit. Këto goditje duhet të kryhen me radhë: së pari, bëhen goditje pranë xhamisë së Hajfit, ku pas hedhjes së çdo guri, ngrihen duart lart. Gjatë goditjeve, njeriu duhet të drejtohet nga Kibla, të ngrihen duart nga Qielli e të bëhen sa më shumë lutje. Duhet që, goditja e parë të bëhet me dorën e majtë, ndërsa, në çastin e goditjes së dytë, ecën pak përpara dhe drejtohesh nga Kibla duke goditur, si zakonisht, me dorën e djathtë. Duart drejtohen përsëri nga qielli dhe bëhen sa më shumë lutje. Pas saj, bëhet goditja e tretë. Ditën e dytë të Bajramit, pasi dielli të ketë kaluar kupën e qiellit, bëhet përsëri goditja me gurë, ashtu si ditën e parë, duke bërë kështu të njëjtin veprim, që ka bërë edhe profeti (s.a.u.s.) Goditja me gurë , ditën e parë të Bajramit , është një nga detyrimet e Haxhit, siç është edhe fjetja në Mina. Për ata, që u japin ujë haxhinjve, dhe barinjtë (të cilët ruajnë bagëtitë e kurbanit), një veprim i tillë s'është i detyruar. Pas goditjes me gurë, atij që nxiton, i lejohet të largohet nga Minaja, para perëndimit të diellit. Ndërkohë, ai që dëshiron të vonohet, mund ta kalojë edhe natën e tretë

atje, me qëllim që të godasë edhe ditën e tretë, madje ky veprim është më i mirë dhe ka më shumë shpërblim tek Allahu. Këtë e vërteton thënia e Allahut të Lartësuar: *"Përmendeni Allahun në ditë të caktuara. Ai që shpejtohet dy ditë nuk bën mëkat, sikundër edhe të devotshmit, që vonohen, nuk bëjnë mëkat...".(El-Bekare.Nr.203)* Këtë e vërteton edhe fakti, se profeti (a.s.) i urdhëroi njerëzit të shpejtojnë, ndërsa vetë qëndroi në Mina, deri sa bëri goditjen me gurë ditën e trembëdhjetë, pasi dielli kaloi kupën e qiellit. Kujdestarit të fëmijëve të vegjël, të cilët nuk kanë mundësi ta kryejnë personalisht goditjen me gurë, i lejohet që ta kryejë këtë rit edhe për ta, pasi ta ketë bërë goditjen e tij. Për këtë bazohemi në hadithin e transmetuar nga Xhabiri (Allahu qoftë i kënaqur me të), i cili ka thënë: **"Bëmë Haxhin bashkë me profetin (s.a.u.s.), dhe me ne kishte gra e fëmijë. Ne thamë (për fëmijët) shprehjen "Lebejk Allahume Lebejk" dhe goditëm me gurë për ta".** (Marrë nga Ibnu Maxheh) Personave, që nuk munden të godasin me gurë (për arsye shëndetësore apo moshe), u lejohet të autorizojnë dikë për ta kryer këtë veprim (në vend të tyre), duke u bazuar për këtë, në thënien e Allahut të Lartësuar: **"Jini të devotshëm ndaj Allahut, aq sa të keni mundësi".(Et-Tegabun Nr.16).** Këta njerëz nuk kanë mundësi të godasin me gurë (kur ka shumë njerëz) dhe dihet se, po kaloi koha e goditjes me gurë, ky veprim nuk mund të kryhet më vonë. Për këtë arsye, atyre u lejohet të autorizojnë dikë tjetër, për ta kryer këte veprim

Veprimet e tjera të Haxhit nuk mund të kryhen në emër të dikujt tjetër Kështu. askush nuk mund ta bëjë Ihramin për dikë tjetër. edhe në qoftë se Haxhi apo Umra janë jo të detyrueshme. Për këtë bazohemi në thënien e Allahut të Lartësuar: ***"Plotësojeni Haxhin dhe Umrën, për hir të Allahut".(El-Bekare Nr.196).***

Koha e Tavuafit apo e ecjes tradicionale nuk është e përcaktuar Ajo që duhet respektuar dhe kryer me saktesi është vetëm koha e goditjes me gurë Nga ana tjetër, qëndrimi në Arafat, fjetja në Muzdelife dhe Mina, s'ka dyshim se, duhen bërë në kohën e tyre Së fundi themi që, ndër veprimet e Haxhit, vetëm goditja me gurë lejohet të bëhet në emër të dikujt tjetër( për personat që nuk kanë mundësi ta kryejnë vetë atë)

Veprimet e haxhiut janë pjesë e adhurimit, prandaj askujt nuk i lejohet të bëjë ndonjë ndryshim në to, duke i kryer në emër të dikujt tjetër, pa patur argument Të autorizuarit i lejohet që t'i kryejë të trija goditjet (për vete dhe për personin që e ka autorizuar) duke qëndruar në të njëjtin vend Pra, ai nuk është i detyruar ,që t'i bëjë goditjet, një herë për vete, e më pas të kthehet e t'i bëjë për autorizuesin Kjo, për shkak se, nuk ka ndonjë argument,që ta detyrojë atë, për të kryer këtë veprim dhe,së dyti, kjo paraqet shumë vështirësi Allahu thotë: ***"Ai nuk ju ka detyruar për ndonjë gjë të vështirë në fe"(El Haxh 78).*** Edhe profeti (s.a.u.s.) ka thënë **"Lehtësoni dhe mos vështirësoni"**. Po kështu, edhe shokët e profetit

(s.a.u.s.) nuk e kanë lejuar një veprim të tillë (dikush të godasë me gurë, për llogari të fëmijëve të tij).

## Kapitulli i Njëmbëdhjetë

Të gjitha shpenzimet e Haxhit dhe Umrës duhet të përballohen nga pasuria e fituar me nder (hallall), sepse Allahu është i Mirë e nuk pranon asgjë, veç të mirës. Muslimani duhet të ruajë dinjitetin e tij, duke mos u kërkuar njerëzve t'i japin kurban apo diçka tjetër. Secili duhet ta bëjë kurbanin vetë,(në qoftë se Allahu i jep mundësi) nga pasuria e tij.

Nga profeti (s.a.u.s.) janë transmetuar shumë hadithe, që tregojnë turpësinë e vesit të të lypurit dhe lavdërojnë atë që s'e ka këtë ves. Kështu, Mutemet'iai dhe ai, që bën Haxhin dhe Umrën njëkohësisht, nëse nuk ka mundësi financiare për të bërë kurban, atëhere agjëron tre ditë, gjatë kohës së Haxhit, dhe shtatë ditë, kur kthehet në vendin e tij. Treditëshin gjatë Haxhit, mund ta agjërojë para Ditës së Kurbanit apo gjatë tre ditëve pas tij. Allahu i Lartësuar ka thënë: ***"Ai që, pas Umrës, ka ndërmend të kryejë edhe Haxhin, duhet të bëjë kurban, në qoftë se i jepet mundësia. Ai që s'ka mundësi, le të agjërojë tre ditë në Haxh dhe shtatë ditë kur të kthehet. Kështu bëhen dhjetë ditë të plota. Këto rregulla janë për atë që nuk është banor vendas i xhamisë Haram (Mekës)...". (El Bekare ajeti 196).***

Në përmbledhjen e Buhariut transmetohet nga Aishja dhe Ibn Umeri (Allahu qoftë i kënaqur prej tyre) se kanë thënë: **"Nuk i lejohet askujt të agjërojë gjatë tre ditëve, pas ditës së Kurbanit, përveç atij që nuk ka mundësi të presë kurban".** Ky rregull është marrë nga profeti (s.a.u.s.) Më e mira është që,

këto ditë, të agjërohen para ditës së Arafatit, me qëllim që . ditën e Arafatit , të mos të ketë persona që agjërojnë. Kjo, për shkak, se vetë profeti (s.a.u.s.) nuk ka agjëruar Ditën e Arafatit, madje i ka ndaluar ata që kanë qenë duke qëndruar në Arafat (që të mos e agjëronin). Arsye tjetër është se, mosagjërimi i kësaj dite, e bën njeriun më të zhdërvjellët dhe më aktiv për të bërë lutje, gjë kjo shumë e pëlqyeshme këtë ditë. Agjërimi i këtyre tre ditëve (apo shtatë të tjerave,pas kthimit), s'është e thënë që të jetë i njëpasnjëshëm, sepse Allahu dhe i dërguari i Tij nuk e kanë vënë këtë si kusht. Përsa i përket shtatëditëshit, ai duhet të shtyhet, sapo të kthehesh në vendin tënd, sepse ajeti i Kur'anit thotë: *"Dhe shtatë, kur të ktheheni".(El-Bekare Nr.196).* Agjërimi, për atë që nuk ka mundësi të bëjë kurban, është më i mirë se sa ai t'i lypë dikujt (për të bërë Kurban). Kurse atij, që i jepet si dhuratë një kurban apo diçka tjetër, qoftë apo jo haxhi , i lejohet ta marrë, sepse , në këtë mënyrë, ai e ka ruajtur nderin dhe krenarinë e tij. S'ka dyshim, se veprimi që bëjnë disa persona, duke i kërkuar qeverisë apo dikujt tjetër (të pasurve) të holla për të bërë Kurban, dhe duke gënjyer se, gjoja,i duan për disa persona të caktuar, është rreptësisht i ndaluar dhe quhet ngrënie e pasurisë së tjetrit padrejtësisht.Lusim Zotin që të na ruajë ne dhe të gjithë muslimanët nga ky ves i keq.

## Kapitulli i Dymbëdhjetë

Një nga detyrat me të rëndesishme, qe u del haxhinjve, është që të urdhërojnë për vepra te mira e të ndalojnë nga të këqijat; të kryejnë me përpikmëri pesë faljet, bashkërisht, ashtu siç ka urdhëruar Allahu (në librin e Tij) me anë të dërguarit (s.a.u.s.) Veprimi që bëjnë shumë banorë vendas të Mekës apo të tjerë, të cilët i kryejnë faljet në shtëpitë e tyre, duke braktisur xhamitë, është më se i gabuar dhe në kundërshtim me rregullat e fesë. Personat, që e bëjnë një veprim të tillë, duhen qortuar dhe urdhëruar ta kryejnë faljen bashkërisht në xhami Profeti (s.a.u.s.), kur i erdhi Ibnu Umij Mektum, për t'i kërkuar leje që të falej në shtëpi, sepse ishte i verbër dhe e kishte shtëpinë larg xhamisë, i tha: **"A e dëgjon thirrjen për t'u falur (Ezanin)"? Pyetësi i tha: -Po. "-Atëherë përgjigju"- i tha profeti (s.a.u.s.).** Në një transmetim tjetër thuhet se, përgjigja e profetit (s.a.u.s.) ka qënë **"Nuk mund të bëj tolerim për ty".** Në një hadith tjetër profeti (s.a.u.s.) thotë: **"Do të kisha shumë dëshirë që, pasi të ishte dhënë ikameti për kryerjen e faljes, të urdhëroja dikë për të prirë njerëzit (gjatë faljes), ndërkohë që, unë të shkoja e tu vija zjarrin shtëpive të të gjithë atyre, që s'e kryejnë faljen bashkërisht me ne".**

Në përmbledhjen e Ibn Maxhes, nga Ibn Abbasi transmetohet, se profeti (s.a.u.s.) ka thënë **"Ai që dëgjon thirrjen e ezanit dhe nuk vjen, nuk i quhet falja, përveç rastit kur ka arsye".** Ndersa në

permbledhjen e Muslimit, transmetohet nga Ibn Mesudi, të kete thënë "**Kush dëshiron të dalë para Allahut, duke qenë musliman i vërtetë, atëhere t'i kryejë me rregull pesë kohët e faljes, qysh në çastin që të dëgjojë ezanin. Allahu e ka urdhëruar profetin tuaj të zbatojë traditën e udhëzimit të vërtetë dhe faljet janë pjesë e kësaj tradite. Sikur ju të faleni nëpër shtëpitë tuaja, siç është falur ndonjë moskokçarës, atëherë i keni braktisur traditat e profetit tuaj dhe, sikur të braktisni traditën e profetit tuaj, do të shkoni drejt humbjes. Për atë, që merr rregullisht abdestin dhe niset në xhami, (për çdo hap që bën) Allahu shkruan një vepër të mirë, e ngre një gradë më lart dhe i fal një mëkat. Në kohën tonë dihej, se ai që tregohej neglizhent ndaj faljes, ishte hipokrit i njohur. Ka patur prej besimtarëve, që (edhe duke qenë të sëmurë), vinin dhe qëndronin në rresht bashkë me të tjerët për t'u falur, duke u mbështetur në supet e të tjerëve**".

Haxhinjte, detyrimisht, duhet që t'u largohen veprave të ndaluara nga Allahu i Lartesuar dhe te kenë kujdes nga ato , si p sh imoraliteti, vjedhja, kamata, ngrenia e pasurise se jetimit, mashtrimi (gjate marrëdhënieve me të tjeret), mosmbajtja e fjalës dhe besës se dhënë, perdorimi i pijeve dehese, i duhanit, mbajtja e rrobave poshtë nyjes se kembes(për burrat), mendjemadhësia, smira, pergojimi, spiunlleku, tallja me muslimanet, perdorimi i veglave muzikore, degjimi i muzikes dhe kengeve ne radio apo diku tjeter, luajtja

me tavëll apo shah, bixhozi, fotografimi i gjërave me shpirt etj. E ndaluar është, edhe të kënaqesh, kur shikon dikë që bën veprimet e lartpërmendura. Këto veprime, Allahu ua ka ndaluar njerëzve (t'i bëjnë) në çdo vend dhe kohë. Haxhinjtë dhe banorët e Mekës, më shumë se kushdo tjetër, duhet t'u ruhen këtyre veprimeve të ndaluara, sepse mëkatet, në këtë vend të qetë e të sigurt, kanë ndëshkim më të madh se sa kur bëhen në vende të tjera.

Haxhi i dikujt nuk mund të jetë i rregullt dhe mëkatet nuk falen, kur personi bën veprime të ndaluara nga Allahu. Siç vërtetohet në thënien e profetit (s.a.u.s.): **"Ai që kryen Haxhin, duke mos bërë veprime epshore dhe mëkate, kthehet prej tij (i pastruar prej mëkateve) si atë ditë , kur e ka lindur nëna".**

Një nga mëkatet më të mëdha është t'i bësh lutje të vdekurve, të kërkosh ndihmë prej tyre, t'u zotohesh atyre për diçka, të therësh Kurban për ta, t'u kërkosh që të jenë ndërmjetësuesit e tu tek Allahu, t'u kërkosh që të shërojnë të sëmurët, të të kthejnë ata që kanë ikur larg. etj Ky quhet edhe shirku i madh (t'i bësh shok Allahut) , të cilin Allahu e ka ndaluar rreptësisht Kjo ka qënë edhe feja e politeistëve të kohës së injorancës (para Islamit), por Allahu dërgoi profet dhe zbriti libra për t'i ndaluar dhe qortuar këto veprime. Detyra e çdo haxhiu dhe muslimani është që t'i kundërvihet këtyre veprimeve, madje, në qoftë se më parë, ka kryer ndonjërin prej tyre, t'i kërkojë falje Allahut dhe të pendohet para Tij. Madje , pas

pendimit, ai duhet të kryejë përsëri Haxhin. Kjo, për arsye se shirku e bën të pavlefshëm Haxhin e parë. Siç ka thënë Allahu i Lartësuar: ***"Sikur të më bëjnë ortak Mua, çdo vepër tjetër që bëjnë(si adhurim per Mua), është e pavlefshme".(Ez-Zumer Nr.65).*** Shirku i vogël kryhet, nëse betohesh për profetin, për Qaben, për besën etj., nëse bën vepra për sy e faqe të të tjerëve, nëse thua "ç'ka dashur Allahu dhe ti", "sikur të mos ishte Allahu dhe ti", "kjo është nga Allahu dhe ti", e shprehje të ngjashme me këto. Detyra e secilit është që të ruhet prej këtyre veprimeve dhe shprehjeve të shëmtuara dhe të qortojë këdo, që i bën ato. Profeti (s.a.u.s.) ka thënë: **"Kush betohet për diçka tjetër, përveç Allahut, është bërë mosbesimtar ose politeist"** (Marrë nga Ahmedi, Abu Daudi dhe Tirmidhiu, me zinxhir transmetimi të saktë). Në një hadith tjetër, profeti (s.a.u.s.) ka thënë: **"Ai, që ka ndërmend të betohet,ose të betohet për Allahun, ose të heshtë". "Kush thotë "pasha besën", nuk është prej nesh"** ( Marrë nga Abu Daudi) **"Ajo, për të cilën kam më shumë frikë, për ju, është shirku i vogël". Kur u pyet se, ç'është ky, ai tha: "Bërja e adhurimeve për sy e faqe të të tjerëve".** Diku tjetër, profeti (s.a.u.s.) ka thënë: **"Mos përdorni shprehjen "ç'ka dashur Allahu dhe filani", por thoni "ç'ka dashur Allahu", pastaj filani".** En-nesai transmeton nga Ibn Abbasi, se **dikush tha: - "C'ka dashur Allahu dhe ti o i dërguar i Allahut". Profeti menjëherë reagoi dhe tha: "Më bëre mua të njëjtë**

**me Allahun?! Duhet të thuash: ç'ka dashur vetëm Allahu".**

Në këto hadithe duket qartë mënyra se si profeti (s.a.u.s.) përpiqet të ruajë dhe të brumosë tek muslimanët njësimin e Allahut në adhurim Ai është përpjekur së tepërmi, që muslimanët të mos bien pre e shirkut të madh apo të vogël Eshtë përpjekur, gjithashtu, që ta ruajë të pastër besimin e tyre, me qëllim që Allahu të mos i ndëshkojë kur të vijë Dita e Gjykimit. Për këtë veprim që ka bërë, Allahu i dhëntë shpërblimin më të mirë! (Paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të deri Ditën e Gjykimit).

Detyrë e haxhinjve të ditur dhe banorëve vendas të Mekës e të Medines, është që t'u mësojnë njerëzve detyrat që u ka ngarkuar Allahu si dhe t'i qortojnë ata, në qoftë se bëjnë veprime të ndaluara nga Allahu si, shirku dhe mëkatet e tjera Për t'ua sqaruar atyre këto gjëra, duhet të zgjedhim mënyrën më të mirë dhe te bazuar në argumente të sakta, sepse vetëm kështu mund t'i nxjerrim njerëzit me lehtësi nga errësira në dritë .që ata të kryejnë detyren që u ka ngarkuar Allahu për transmetimin e dijes që kanë Allahu i Lartësuar thote "... ***Allahu u mori premtimin atyre, të cilëve u dha librin, që këta t'ua transmetonin atë njerëzve dhe të mos e fshihnin..."(Ali Imran Nr.187).*** Me anë të këtij ajeti Allahu u kërkën dijetarëve që t'ua transmetojnë njerëzve dijen që kanë dhe të mos e fshehin të vërtetën Allahu i Lartësuar ka thënë "***Ata, të cilët i fshehin argumentet dhe faktet që kemi shpallur Ne, pasi ua***

*sqaruam njerëzve në libër, i mallkon Allahu, përveç atyre që pendohen, përmirësohen, dhe ua shpjegojnë njerëzve "të vërtetën". Këtyre ua pranoj pendimin, se Unë jam Mëshirues".(El-Bekare Nr.160).* Ajetet e lartpërmendura dhe thëniet profetike tregojnë se, t'i ftosh të tjerët në rrugë të Allahut , t'i bësh ata ta kuptojnë arsyen e vërtetë për të cilën janë krijuar, është nga detyrat më kryesore të një muslimani, është rruga e profetëve dhe e pasuesve të tyre. Allahu i Lartësuar ka thënë: *"Kush meriton fjalë më të mira, se sa ai që fton në rrugë të Allahut,bën vepra të mira dhe thotë se është musliman"? (Fussilet Nr.33). "Thuaj : kjo është rruga ime, dhe une ftoj bashkë, me ata që më ndjekin mua, për në rrugë të Allahut me argumente të qarta. Lavdi pastë Allahu, unë nuk jam prej atyre që i bëjnë ortak Atij".(Jusuf Nr.108).* Profeti (s.a.u.s.) ka thënë: **"Ai që mëson dikë për të kryer një vepër të mirë, e merr shpërblimin sikur ta ketë bërë vetë atë"** (Marrë nga Muslimi) Gjithashtu,profeti(a.s.) i është drejtuar Aliut (r.a.), duke i thënë: **"Sikur të bëhesh shkak, që Allahu të udhëzojë (përmes teje) vetëm një person, kjo do të ishte për ty më mirë, se sa të kishe nën pronësi shumë deve (janë përmendur devetë, sepse në atë kohë,ato ishin pasuria më e shtrenjtë)".** Marrë nga Buhariu dhe Muslimi.

# Kapitulli i Katërmbëdhjetë

Për haxhinjtë është e pëlqyeshme qe, gjate kohës së qëndrimit të tyre në Mekë, të përmendin sa më shumë Allahun dhe të bëjnë sa më shumë vepra të mira si: falje, tavaf etj Kjo, për arsye se shpërblimi për vepra të mira, në këtë vend, është i shumëfishuar, ashtu siç është i shumëfishuar ndëshkimi Gjithashtu, është e pëlqyeshme të thuash sa më shumë "paqja dhe bekimet e Allahut qofshin për të dërguarin e Tij" Para se të largohen nga Meka, haxhinjtë duhet të kryejnë edhe Tavafin e Lamtumirës Përjashtohet nga ky detyrim lehona dhe gruaja me të përmuajshme Për këtë bazohemi në hadithin e Ibn Ab basit **"(Profeti) i urdhëroi njerëzit që, veprimi i fundit i (Haxhit) të ishte Tauafi rreth Qabes, por bëri përjashtim për gruan me të përmuajshme".** (Marrë nga Buhariu dhe Muslimi). Pas përfundimit të Tavafit të Lamtumirës, haxhiu del nga xhamia e Qabes me fytyrë të drejtuar nga ajo dhe nuk është e detyrueshme të shkojë në Kahkavi, sepse kjo nuk është e transmetuar nga profeti (s.a.u.s.) dhe shokët e tij, por është risi në fe Profeti (s.a.u.s.) ka thënë:**"Kush bën ndonjë vepër, për të cilën nuk kemi urdhëruar, i kthehet mbrapsht". "Ruhuni nga gjërat e reja në fe, sepse çdo gjë e re në fe quhet bidat dhe çdo bidat të çon në humbje".** Lusim Allahun të na bëjë të qëndrueshëm në fenë e Tij të vërtetë dhe të na ruajë nga ato gjëra që bien në kundërshtim me këtë fe

## Kapitulli i Trembëdhjetë

Vizita ne Xhamine e Profetit (s a u s ). para Haxhit ose pas tij.është diçka e pëlqyeshme, duke u bazuar për këtë në Hadithin që Buhariu dhe Muslimi kanë transmetuar nga Ebu Hurejre (Allahu qoftë i kënaqur me të).i cili thotë se profeti (s a u s ) ka thënë: **"Të falesh në xhaminë time është njëmijë herë më mirë se sa të falesh në xhami të tjera, përveç asaj të Qabes"**. Nga Ibn Umeri transmetohet se profeti (s a.u.s.) ka thënë **"Një falje në xhaminë time është më e vlefshme se sa njëmijë të tjera në ndonjë xhami tjetër, përveç asaj të Qabes"**. (Marrë nga Muslimi) Nga Abdullah Ibnu Zubejri transmetohet, se profeti (s.a.u.s.) ka thënë **"Një falje në xhaminë time është më e vlefshme se sa një mijë falje në ndonjë xhami tjetër, përveç asaj të Qabes. Falja në xhaminë e Qabes është njëqind herë më e vlefshme se sa në xhaminë time"** (Marrë nga Ahmedi Ibn-Huzejme dhe Ibn Hab-ban) Transmetohet nga Xhabiri (Allahu qoftë i kënaqur me të), se profeti (s a u s.) ka thënë **"Një falje në xhaminë time është më e vlefshme se sa njëmijë falje në ndonjë xhami tjetër, përveç asaj të Qabes, ku një falje ,është njëqind mijë herë më e vlefshme se sa falja në ndonjë xhami tjetër"** (Marrë nga Ahmedi dhe Ibn Maxheh) Eshtë e pëlqyeshme që, vizitori i kësaj xhamije,kur futet në të, të hyjë me këmbën e djathtë dhe të thotë **"Bismil-lah, ues-salatu ues-selamu ala resulil-lah, Eudhu bil-lahil adhijm ue bi uexhhihil kerim, ue sulltanihil**

**kadim minesh-shenjtanirr-rraxhim. Allahumefteh li ebuaba rrahmetik".** Kjo lutje thuhet, kur hyn në çdo xhami dhe nuk ka ndonjë lutje të veçantë kur hyn në Xhaminë e Profetit (s.a.u.s.). Pas kësaj, falen dy rekatë, gjatë të cilave i lutesh Allahut për të mira në këtë botë dhe në tjetrën. Më e mira është që, këto dy rekatë, të falen në "kopshtin e nderuar" Profeti (s.a.u.s.) ka thënë: **"Midis minberit tim (vendi ku mbahet hytbeja) dhe shtëpisë, është një nga kopshtet e xhenetit".** Pas faljes, vizitohet varri i Profetit (s.a.u.s.) dhe i dy shokëve të tij më të ngushtë, Ebu Bekrit dhe Umerit (Allahu qoftë i kënaqur prej tyre). Kur qëndron në drejtim të varrit të profetit (s.a.u.s.), duke mos e ngritur zërin, thua: **"Es-selamu alejke ja resulall-llah ëe rahmet ull-llahi ue berekatuhu".** Ebu Daudi transmeton,nga Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur me të), se profeti (s.a.u.s) ka thënë: **"Kur dikush bën lutje për mua dhe më përshëndet(jep selam), Allahu ma kthen shpirtin që t'ia kthej përshëndetjen".** Nuk paraqet problem fakti, nëse vizitori, në çastin e përshëndetjes, thotë në vend të fjalës **"ja resulall-llah"** (o i dërguari i Allahut), shprehje të tilla si: **"O profet i Allahut", "o krijesa e zgjedhur e Allahut", "o më i nderuari i të gjithë profetëve", "o prijësi i të devotshmëve", "dëshmoj se ti e transmetove mesazhin dhe e mbajte besën, e këshillove popullin dhe luftove për hir të Allahut ashtu siç duhet".** Të tilla lutje dhe përshëndetje për profetin (s.a.u.s.), janë të dëshiruara në fenë tonë dhe të detyruara për çdo musliman, duke u bazuar në

thënien e Allahut të Lartësuar: *"O besimtarë, bëni lutje për të(Muhamedin) dhe përshëndeteni me selam".(El Ahzabë Nr56).* Pas kësaj, përshëndet edhe Ebu Bekrin e Umerin (Allahu qoftë i kënaqur prej tyre), lutu për ta dhe kërkoji Allahut të jetë i kënaqur prej tyre. I biri Umerit (Allahu qoftë i kënaqur prej tij), kur bënte këtë vizitë, zakonisht, nuk thoshte më shumë se sa këto fjalë: **"Paqja qoftë mbi ty, o i dërguari i Allahut, paqja qoftë mbi ty o Ebu Beker dhe mbi ty o babai im"!** Kryerja e kësaj vizite është detyrë vetëm për burrat. Grave nuk u lejohet të vizitojnë asnjë varr, sepse profeti (s.a.u.s.) i ka mallkuar gratë që vizitojnë varret dhe ata që i kthejnë varret në xhami. Por, në të njëjtën kohë, burrave dhe grave u lejohet të vizitojnë Xhaminë e Profetit(a.s.), të bëjnë lutje në të si dhe të kryejnë të gjitha veprimet që janë të lejuara të bëhen në të gjitha xhamitë e tjera. Eshtë e pëlqyeshme që, vizitori i kësaj xhamie, t'i kryejë të pesë faljet e detyruara atje, të përmendë sa më shumë Allahun, të lutet sa më shumë dhe' të falet sa më shumë vullnetarisht, duke ditur vlerën e madhe që ka falja në xhami. Eshtë e pëlqyeshme,gjithashtu, që ai falet në "kopshtin e nderuar", sepse përmendem më parë që profeti (s.a.u.s.) ka thënë: **"Midis minberit tim dhe shtëpisë është një nga kopshtet e xhenetit".** Ky rregull ndiqet gjatë faljeve jo të detyrueshme, kurse për faljet e detyrueshme,duhet që të falesh në safin(rreshtin) e parë, po t'u dha mundësia. Janë të shumta hadithet e sakta të profetit (s.a.u.s.), që na nxisin të falemi në rreshtin e parë si p.sh.: **"Sikur ta**

dinin njerëzit ç'farë vlere ka ezani dhe rreshti i parë, do të hidhnin short për t'u falur aty dhe për të dhënë ezanin". (Marrë nga Buhariu dhe Muslimi)

"Ecni përpara dhe plotësojini rreshtat (e parë),sepse më pas, i plotësojnë ata që vijnë pas jush. Kur dikush vazhdon të vonohet në falje, Allahu e vonon (e largon) atë (Marrë nga Muslimi)

Ebu Daudi transmeton nga Aishja (Allahu qoftë i kënaqur prej saj), se profeti (s.a.u.s.) ka thënë: "Sa më shumë të largohet dikush nga rreshtat e parë, aq më shumë Allahu e afron atë drejt zjarrit". Profeti (s.a.u.s) u ka thënë shokëve të tij: "Pse nuk rreshtoheni siç rreshtohen engjëjt para Allahut"? I thanë: Si rreshtohen engjëjt para Allahut o resulull-llah"? Ai u përgjigj: "Në fillim plotësoinë rreshtat e parë dhe mbajnë ashtu siç duhet drejtimin e gjithë rreshtave" (Marrë nga Muslimi).

Hadithet me kuptim të njëjtë janë të shumtë dhe përfshijnë jo vetëm Xhaminë e Profetit (s.a.u.s.), por edhe xhamitë e tjera. Profeti (s.a.u.s) i nxiste shokët e tij që të të faleshin në të djathtë të rreshtave. Dihet se e djathta e safit (rreshtave), në xhaminë e atëhershme të profetit (s.a.u.s.) (para restaurimeve) ishte jashtë "kopshtit të nderuar" Me këtë mësojmë se, të falesh në rreshtat e fillimit dhe në të djathtë të tyre, është më e vlefshme se sa të falesh në "kopshtin e nderuar" Askujt nuk i lejohet të prekë dhomën, ku ndodhet varri i profetit (s.a.u.s.) dhe, më pas, të fërkojë trupin me duar, të puthë muret e saj apo të bëjë Tavaf rreth saj, sepse kjo gjë,ndonëse nuk është transmetuar nga të

parët tanë (sahabët), është një bidat i shëmtuar. Nuk lejohet, gjithashtu, që dikush t'i kërkojë profetit (s.a.u.s.) plotësimin e nevojave të tij, zgjidhjen e problemeve, shërimin e të sëmurëve etj. Të gjitha këto gjëra nuk lejohet t'i kërkohen dikujt tjetër, veç Allahut. Në qoftë se këto gjëra u kërkohen të vdekurve, atëhere i kemi bërë ortak Allahut dhe kemi adhuruar dikë tjetër, veç Tij, kur dihet se, feja islame është ndërtuar mbi dy baza kryesore: e para, të mos adhurohet askush, veç Allahut dhe, e dyta, Allahu të adhurohet ashtu siç na ka urdhëruar i dërguari i Tij, profeti (s.a.u.s.) Kjo është edhe domethënia e shprehjes, **"S'ka Zot tjetër përveç Allahut dhe Muhamedi është i dërguari i Tij"**. Duke u bazuar në këtë, themi se askujt nuk i lejohet t'i kërkojë profetit (s.a.u.s.) ndërmjetësim, sepse ndërmjetësimi është në dorë të Allahut dhe mund t'i kërkohet vetëm Atij. Allahu i Lartësuar ka thënë: ***"Thuaj, ndërmjetësimi është plotësisht i Allahut"(Ez Zumur 44)***. Ajo, që na lejohet të themi, është: **"O Zot, bëje Muhamedin ndërmjetësuesin tim! O Zot, bëji engjëjt e tu ndërmjetësuesit e mi! O Zot, bëji robërit e tu besimtarë ndërmjetësuesit e mi etj"**. Të vdekurve nuk u kërkohet asgjë, as ndërmjetësim dhe as diçka tjetër, edhe në qofshin këta profetë, sepse këtë gjë nuk e përmban ligji islam. Veç kësaj, veprat e të vdekurit ndërpriten të gjitha që në çastin e vdekjes, përveç atyre që janë shënuar në hadithin e mëposhtëm:

Muslimi transmeton nga Ebu Hurejra (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) se profeti(s.a.u.s) ka thënë: **"Kur vdes njeriu, i ndërpriten të gjitha veprat,**

**përveç tre gjërave, si më poshtë: lëmosha e vazhdueshme; dija prej të cilës përfitohet, fëmija i mirë që lutet për të".**

Kërkesa për ndërmjetësim ka qënë e lejuar t'i bëhej profetit (s.a.u.s.), kur ishte gjallë, dhe do të jetë e lejuar Ditën e Gjykimit, sepse Allahu ia ka dhënë këtë mundësi. Atë ditë, ai do të ketë mundësi t'i lutet Allahut për personin, i cili i ka kërkuar të jetë( për të) ndërmjetësues. Kurse, mundësia e të gjallëve, në këtë botë , për të bërë diçka të tillë, dihet se nuk i është dhënë vetëm profetit (s.a.u.s.), por çdo muslimani të devotshëm. Kështu pra, muslimani mund t'i thotë vëllait të tij musliman: "Bëhu ndërmjetësuesi im tek Allahu për këtë e për atë", me kuptimin që "lutju Allahut për mua të më plotësojë këtë apo atë dëshirë". Njëkohësisht, atij që i bëhet kërkesa, i lejohet që të lusë Allahun për t'ia plotësuar kërkesën vëllait të tij musliman, nëse gjërat e kërkuara janë nga ato që Allahu i ka lejuar. Por, Ditën e Gjykimit, askush nuk do të mund të jetë ndërmjetësues, veç atij, të cilit i jep leje Allahu. Allahu i Madhëruar thotë: ***"Kush mund të ndërmjetësojë pa lejen e Tij?"( El-Bekare 255).*** Koha e qëndrimit të njeriut në varr është disi e veçantë, prandaj askujt nuk i lejohet që ta lidhë atë me jetën e kësaj bote ose me atë pas ringjalljes, e kjo për shkak se, siç e përmendem më lart, veprat e tij ndërpriten, përveç disave.

S'ka dyshim, se profeti (s.a.u.s.), ashtu si edhe dëshmorët që kanë rënë për hir të Allahut , gjatë kohës së qëndrimit të tij në varr, jeton, por kjo jetë nuk i ngjet

aspak jetës para vdekjes dhe asaj pas ringjalljes. Kjo jetë quhet "Jetë Barzakhije" dhe, se si është ajo në të vërtetë, s'e di askush, veç Allahut të Lartësuar.

Për ta sqaruar sadopak këtë çështje, në hadithin që përmendëm më parë, profeti (a.s.) ka thënë: **"Kur dikush më përshëndet (më jep selam), Allahu ma kthen shpirtin në trup që t'ia kthej përshëndetjen".** Ky hadith tregon qartë, se profeti (s.a.u.s.) është i vdekur dhe se shpirti i tij është jashtë trupit, por kthehet në çastin, kur dikush e përshëndet atë. Argumentet që tregojnë qartë se profeti (s.a.u.s.) ka vdekur janë të shumta, si nga Kur'ani, ashtu dhe nga syneti dhe kjo është një çështje e padiskutueshme midis dijetarëve. Por, nuk përjashtohet fakti se ai, ashtu si edhe dëshmorët, bën të ashtuquajturën "Jetë Barzakhije", e cila është përmendur në thënien e Allahut të Lartësuar : ***"Mos mendo se ata , që janë vrarë në rrugë të Allahut, kanë vdekur; ata janë të gjallë dhe Zoti i tyre i furnizon (i ushqen)" Ali Imran 169.***

U zgjatëm pak në këtë çështje, për shkak se është shumë shqetësues fakti, që shumë i bëjnë ortak Allahut duke adhuruar të vdekurit. Lusim Allahun, për vete dhe për të gjithë muslimanët, që të na ruajë nga ato veprime që bien në kundërshtim me rregullat e Tij. Veprimi që bëjnë shumë vizitorë, duke ngritur zërin pranë varrit te profetit(a.s.) apo duke qëndruar gjatë atje, bie në kundërshtim me fenë e Allahut të Lartësuar, sepse Ai i ka ndaluar muslimanët të ngrenë zërin mbi atë të profetit e t'i drejtohen atij me atë ton që i flasin

njëri-tjetrit . Allahu i Lartësuar thotë : "*besimtarë, mos e ngrini zërin tuaj mbi atë të profetit dhe mos iu drejtoni atij me atë ton që i drejtoheni njëri-tjetrit, sepse (po e bëtë këtë) veprat tuaja do të bëhen të pavlefshme"(El Huxhurat 2)* Nga ana tjetër, ata që e ulin zërin e tyre,kur kalojnë pranë profetit (varrit te tij),konsiderohet se e kalojnë sprovën e devotshmërisë që Allahu u bën zemrave të tyre. "*Allahu ka përgatitur për ta falje mëkatesh dhe shpërblim të madh". (El huxhurat 3).*

Gjithashtu, qëndrimi i gjatë pranë varrit të profetit (a.s.), duke përsëritur shumë herë përshëndetjen (selamin), shkakton grumbullim të tepërt të njerëzve, rrëmujë dhe ngritje zëri. Ky veprim, siç thamë, bie në kundërshtim me urdhërat që Allahu u ka dhënë muslimanëve në ajetet e lartpërmendura. Profeti (s.a.u.s.) ka qenë dhe do të jetë i respektuar, si i gjallë, ashtu dhe i vdekur, prandaj një besimtari të vërtetë nuk i lejohet që, pranë varrit të tij, të bëjë ndonjë veprim,që bie në kundërshtim me edukatën fetare. Një veprim tjetër i shëmtuar është ai që bëjnë disa vizitorë, duke u drejtuar nga varri me duart lart dhe duke u lutur. E gjithë kjo është në kundërshtim me veprimet e të parëve tanë, sahabëve të profetit (s.a.u.s.) dhe pasuesve të tij. Këtu kemi të bëjmë me një bidat(risi) të futur në fe, për të cilën profeti (s.a.u.s.) ka thënë: **"Zbatoni traditën time dhe të khalifëve vepërmirë e udhëzues, që do të vijnë pas meje. Kapuni fort pas saj dhe ruajuni prej gjërave të shpikura (të reja të futura në fe), se çdo gjë e shpikur quhet**

**bidat dhe çdo bidat të çon në humbje"** ( Marrë nga Ebu Daudi dhe Nesai). Diku tjetër profeti (s.a.u.s.) ka thënë: **"Kush bën ndonjë vepër, për të cilën ne nuk kemi urdhëruar, do t'i kthehet mbrapsht".** (Marrë nga Buhariu dhe Muslimi).

Ali Ibnul Husejn Zejn Elabidijn (r.a.), kur pa dikë që po bënte lutje pranë varrit të profetit (s.a.u.s.), e ndaloi ta bënte një veprim të tillë dhe i tregoi një hadith që e kishte dëgjuar nga babai i tij, ky nga i ati i vet dhe ai nga profeti (s.a.u.s.), i cili ka thënë: **"Mos e bëni varrin tim (ardhjen tek ai) si festë dhe as shtëpitë tuaja mos i bëni varre, por bëni lutje për mua dhe më përshëndesni, sepse përshëndetja juaj më vjen mua ngado që të jeni".** (Marrë nga libri El Muhtava i Muhamed Ibn Abdul Uahid el Mukaddesi).

E papëlqyeshme, gjithashtu, është që, në çastin e dhënies së selamit profetit (s.a.u.s.), dora e djathtë të vendoset mbi të majtën dhe të dyja mbi kraharor. Ky veprim, që i ngjason veprimit të njeriut kur falet, nuk lejohet të bëhet, as para mbretërve, as para qeveritarëve, sepse ka pamjen e nënshtrimit dhe adhurimit, që duhet të bëhet vetëm për Allahun. Këtë e ka thënë edhe Ibnu Hexheri (Allahu e mëshiroftë), njëri nga teologët më të famshëm. Një veprim tjetër i papëlqyer është ai që bëjnë disa njerëz, të cilët i drejtohen që nga larg varrit të profetit (s.a.u.s.) duke i dhënë selam apo duke iu lutur atij. Ky veprim hyn në grupin e veprimeve të përmendura më lart dhe është diçka e re e futur në fe, gjë kjo që nuk i lejohet asnjë muslimani.

## Kini parasysh!

Vizita në varrin e profetit (s a u s.) nuk është e detyrueshme dhe as kusht, që Haxhi të jetë i rregullt, siç mendojnë disa. Ajo është ,thjesht, e pëlqyeshme për atë që viziton Xhaminë e Profetit (s.a.u.s.) Si vendasve, ashtu edhe atyre që vijnë nga larg, nuk u lejohet që, vizitën në xhami, ta bëjnë me qëllim që, vetëm e vetëm, të vizitojnë varrin. E pëlqyeshme është vizita në Xhaminë e Profetit(a.s.) dhe , me këtë rast, si pjesë e vizitës,mund të shihet edhe varri i Muhamedit (a.s.) e i dy shokëve të tij , Ebu Bekrit dhe Umerit (r.a.).

Profeti (s.a.u.s.) ka thënë:**"Cdo njeri duhet të përpiqet, serjozisht,për të vizituar vetëm tri xhami : atë të Mekës(Qaben),xhaminë time(në Medine) dhe atë të Aksasë (në Jeruzalem)".**

Sikur qëllimi të ishte vizita tek varri i profetit (s.a.u.s.), ai do na e kishte treguar. Profeti (s.a.u.s.), gjatë jetës së tij, u ka mësuar njerëzve që, veprat e tyre, t'i lidhin vetëm me Allahun. Ai i ka treguar popullit të tij çdo të mirë dhe e ka porositur të ruhet nga çdo e keqe. Atëherë, si i bëjnë këta njerëz disa veprime, kur profeti (s.a.u.s.) ka thënë: **"Mos e bëni varrin tim (vajtjen atje) festë dhe as shtëpitë tuaja - varre..."**. Fjalët e profetit, që vërtetojnë se vizita nuk duhet bërë për varrin, por për xhaminë, janë: **"Mos e bëni varrin tim festë"**. Profeti (s.a.u.s.) i ka dhënë këto porosi, që njerëzit të mos bien në veprime të gabuara, siç ndodh sot me shumë njerëz, që besojnë se kjo vizitë bëhet apostafat për varrin e profetit (s.a.u.s.) Në këtë

kapitull ka disa hadithe, të cilat i marrin për bazë ata që thonë se vizita duhet bërë vetëm tek varri, prej të cilave duhet patur shumë kujdes, sepse janë hadithe të dobëta dhe hallkat e tyre të transmetimit janë të trilluara. Këtë e kanë vërtetuar shumë nga dijetarët si: Ed Darakutni, Bejhakiu, el Hafidh ibnu Haxhar etj. Kështu pra, nuk lejohet që hadithet e sakta, të cilat vërtetojnë se vizita duhet bërë vetëm në tri xhami (atë të Qabes, të Profetit dhe të Kudsit), të kundërshtohen nga këto hadithe të trilluara. Ja disa prej **hadithеve të trilluara**, me qëllim që kush t'i lexojë, të dijë si të ruhet prej tyre.

I pari : "Kush bën Haxhin dhe nuk më viziton mua, më ka nënvleftësuar." I dyti : "Kush më viziton pas vdekjes,është njëlloj sikur më ka vizituar kur kam qenë gjallë". I treti : "Atij që më viziton mua dhe babanë tim , Ibrahimin, brenda një viti i kam siguruar xhenetin". I katërti :"Kush viziton varrin tim, medoemos, do të më ketë ndërmjetësues të tij ". Këto hadithe e të tjera të ngjashme me këto, kurrsesi s mund të jenë nga profeti (s.a.u.s.). El Hafidh Ibnu Haxhari, në përmbledhjen e tij, pasi ka përmendur shumë nga këto hadithe, ka thënë se të gjitha "**janë të dobëta**". Po ashtu, edhe el Hafidh el Ukejl ka thënë se, në këtë kapitull, "**asgjë nuk është e saktë**". Po kështu, edhe Shejhul Islam Ibnul Tejmije (Allahu e mëshiroftë) ka thënë se të gjitha këto hadithe "**janë të trilluara**". Sikur diçka, prej tyre, të ishte e saktë, do të ishin sahabët (Allahu qoftë i kënaqur prej tyre), që do t'i kishin zbatuar dhe transmetuar të tjerëve Duke qenë

se, prej tyre, nuk është transmetuar asgjë e tillë, atëhere del se ky veprim nuk ka asnjë bazë në fenë tonë

## Kapitulli i Pesëmbëdhjetë

Eshtë e pëlqyeshme që ai, i cili viziton Medinen, të vizitojë edhe Xhaminë e Kubasë dhe të falet në të. Buhariu dhe Muslimi transmetojnë nga Ibnu Umeri, i cili ka thënë se "**profeti (s.a.u.s.), sa herë që kalonte pranë xhamisë së Kubasë, në këmbë apo hipur (mbi kalë a deve), e vizitonte atë dhe falte aty dy rekate**". Transmetohet nga Sehl Ibni Hanif (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) se profeti (s a u s ) ka thënë "**Kush merr abdest në shtëpinë e tij dhe vjen në xhaminë e Kubasë e falet, e merr shpërblimin njëlloj si të ketë kryer Umrën**" (Marrë nga Ahmedi En-nesai dhe Ibn Maxheh). E pëlqyeshme, gjithashtu, është të vizitohen varrezat (Bekic) , varret e dëshmorëve, veçanërisht ai i Hamzait (Allahu qoftë i kënaqur prej Tij), sepse edhe vetë profeti e ka bërë një veprim të tillë. Në një Hadith të tij thuhet "**Vizitoni varret, se ato ju kujtojnë botën tjetër**" (Marrë nga Muslimi)

Profeti (s.a.u s ) dhe shokët e tij, kur vizitonin varret, thonin: "**Es-selamu alejkum ehled-dijari minel mu'minijne uel muslimijne ue in-na insha All-llahu bikum lahikune. Nes'elullahe lena ue lekumul afijeh**". (Marrë nga hadithi i transmetuar nga Sulejman Ibnu Burejda dhe i ati i tij, që është shënuar në përmbledhjen e Muslimit) Tirmidhiu transmeton nga Ibnu Ab-basi (Allahu qoftë i kënaqur prej tij) se profeti( s a u s ), kur kaloi pranë varreve të Medines , u drejtua nga ato dhe tha "**Ja ehlel Kuburi**

*jegfirallahu lena ue lekum entum selefuna ue nahnu bil etherr* " Nga këto hadithe kuptohet se vizita në varreza lejohet, me kusht që, kur t'i shikosh ato, të kujtosh botën tjetër dhe të tregohesh bamirës ndaj të vdekurve, duke u lutur për ta dhe duke i kërkuar Allahut që t'i mëshirojë.

Nëse varret vizitohen me qëllimin për t'iu lutur dhe për t'u kërkuar të vdekurve plotësimin e nevojave, shërimin e të sëmurëve etj., siç përmendëm më lart, ky është një veprim i shëmtuar dhe i ndaluar nga ana fetare. Këtë veprim nuk e ka kërkuar as Allahu,as i dërguari i Tij dhe as sahabët, por është domethënia e asaj që profeti (s.a.u.s.) ka thënë: **"Vizitoni varret, por mos thoni gjëra që nuk duhen thënë".** Veprime të tilla janë bidate në shkallë të ndryshme. Disa prej tyre janë thjesht bidat dhe jo shirk (shokvënie Allahut), bie fjala, t'i lutesh Allahut, pikërisht para këtyre varreve duke menduar se këta të vdekur janë njerëz të mirë dhe të zgjedhurit e Allahut.Nga ana tjetër, disa (bidate) të tjerë, hyjnë te shirku i madh si p.sh. t'i lutesh të vdekurve, t'i kërkosh ndihmë atyre etj. Secilin prej tyre e kemi sqaruar më parë. Detyra jote, lexues i dashur, është që të ruhesh e të kesh kujdes prej këtyre veprimeve dhe t'i lutesh Zotit tënd të të udhëzojë në rrugë të drejtë, se vetëm Ai është Udhëzuesi e s'ka shok tjetër, veç Tij.

Kjo ishte porosia e fundit që deshëm të jepnim. Falënderojmë Allahun, si në fillim, ashtu edhe në fund. Paqja dhe bekimet e Tij qofshin mbi robin e Tij, profetin dhe krijesën e Tij më të zgjedhur, Muhamedin

(s.a.u.s.), mbi mbarë shokët, familjen dhe të gjithë ata që do të ndjekin rrugën e tij deri në Ditën e Gjykimit.

# PASQYRA E LENDES

# التحقيق والإيضاح

## لكثير من مسائل الحج والعمرة والزيارة
## على ضوء الكتاب والسنة

تأليف

سماحة الشيخ عبد العزيز بن عبد الله بن باز

باللغة الألبانية

وكالة المطبوعات والبحث العلمي
وزارة الشؤون الإسلامية والدعوة والإرشاد
المملكة العربية السعودية

1439هـ